MYFTIU TËRNAVA: FETË URDHËROJNË DHE MËSOJNË PËR PAQEN UNIVERSALE

# DITURIA ISLAME

NUMËR 276 | VITI 27 | KORRIK 2013| RAMAZAN 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



*"Agjërimi dhe Kur'ani do të ndërmjetësojnë për njeriun në ditën e Kiametit"*
*Pejgamberi a.s.*

# Shehru Ramadan

## MYSAFIRI MË I MIRË QË NA VIZITON

www.dituriaislame.net



انا انزلناه فى ليلة القدر

*Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në natën e Kadrit...*
*El Kadr, 1*

*Muaji i Ramazanit në të cilin filloi të shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë".*
*El Bekare, 185*

*Pejgamberi a.s. ka thënë:*
*"Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni ramazanin (ditën) ndërsa netët e ramazanit t`i kaloni në ibadet vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë ramazanit"*

*"Në Xhennet ka një derë, e cila quhet Rejan. Në këtë derë do të hyjnë vetëm agjëruesit në ditën e Kiametit, dhe nga kjo derë nuk do të hyjë askush tjetër".*
*Buhariu, Muslimi*

*"Agjërimi është mburojë dhe fortifikatë nga zjarri i Xhehenemit".*
*Ahmedi*

*"O ju njerëz, pendohuni tek Allahu, sepse unë pendohem tek Allahu në ditë më shumë se 100 herë".*
*Muslimi*

*Aishja r.a., e cila e kishte pyetur se çfarë të thoshte, nëse do ta kuptonte se mund të ishte nata e Kadrit, Pejgamberi a.s. tha:*
*Thuaj: "Allahumme in-neke Afuvun tuhib-bul afve feafu an-nij" që do të thotë:*
*"O Allah, me të vërtetë Ti je Falës (i mëkateve) dhe e do faljen, m'i fal mua mëkatet e mia"!*
*Tirmidhiu*



# MBAHET KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "FEJA DHE PAJTIMI: CILA ËSHTË E ARDHMJA E DIALOGUT NDËRFETAR"

Bashkësia Islame e Kosovës mori pjesë në konferencën ndërkombëtare "Feja dhe pajtimi: Cila është e ardhmja e dialogut ndërfetar?", e cila u mbajt në Pejë nga 24-26 maj 2013, organizuar nga MPJ, në bashkëpunim me Ambasadën e Britanike, Ambasadën Norvegjeze dhe organizatën "The Soul of Europe". Java e Tolerancës në Kosovë hapi Konferencën Interfaith në Pejë, duke mbledhur përfaqësues të religjioneve kryesore në rajon dhe të komunitetit ndërkombëtar të Interfaith.

Kjo konferencë, e cila bashkon përfaqësues të feve kryesore në rajon dhe të komunitetit ndërfetar ndërkombëtar, është ngjarja më e madhe e këtij lloji që u zhvillua në Kosovë dhe në rajon. Mbi 160 udhëheqës fetarë, përfaqësues të komuniteteve dhe ekspertë nga 42 vende diskutuan mbi pajtimin e besimin dhe si mund të jenë ato forcë bashkuese në nivel rajonal dhe global.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Humanizmi dhe unifikimi i myslimanëve në Ramazan



*Së pari, lexues të dashur dhe të nderuar, më lejoni që t'ju uroj juve dhe gjithë besimtarëve myslimanë muajin e shenjtë të ramazanit,muajin e faljes, agjërimit, reflektimit dhe veprave të mira. Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë urdhëron e thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfëri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për te. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (El Bekare,183-184).*

*Ja pas njëmbëdhjetë muajsh, mysafiri i Allahut xh.sh., Ramazani, vjen në ambientet dhe sofrat e besimtarëve myslimanë. Muaj në të cilin myslimanët janë bashkë dhe ndiejnë një atmosferë të ngrohtë;sa herë që arrin ky muaj i shenjët sikur lind një shqisë e re njerëzore. Besimtarët, si në asnjë muaj tjetër, thellohen në devotshmëri e besim dhe , me një përkushtim ndaj Allahut fuqiplotë duke iu lutur Atij që të zbresë rahmetin e Vet mbi ne dhe të na i falë gjynahet dhe gabimet tona si dhe me dritën e Kur'anit të na e ndriçojë rrugën e kësaj rrugën, e kësaj bote dhe të na shpëtojë në Ahiret.*

*Gjithashtu besimtari rikujton se në këtë muaj kanë ndodhur ngjarje të mëdha të Ummetit më të lavdëruar sikurse janë: zbritja e Kur'anit famëlartë, beteja e Bedrit,çlirimi i Mekës, çlirimet islame nëpër pjesë të ndryshme të globit tokësorë etj., që botës dhe njerëzimit i solli paqe, njerzillëk, moral, respekt dhe dinjitet qenies njeri. Shumë familje myslimane përsërisin ritualin, syfyre dhe iftare të përditshme, së bashku rreth sofrës bujare me miqtë e dashamirët- s'mungojnë.*

*Këtë muaj e karakterizon humaniteti njerëzor; solidariteti, paqja dhe mëshira janë në nivel më të lartë se në çdo muaj tjetër. I Dërguari i njerëzimit thotë:"Çdo vepër e njeriut shtohet e mira prej dhjetë deri në shtatëqind herë. Allahu i madhëruar thotë: " Përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe Unë do ta shpërblejë , sepse ai braktis kënaqësinë dhe ushqimin për Mua. Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është në iftar, kurse i dyti në takimin me Zotin e tij. Era e keqe nga goja e agjëruesit është më e mirë te Zoti se sa era e mishkut (Buhariu dhe Muslimi).*

*Është ky moment fetar, i cili na katapulton në një rrafsh tjetër debatesh për emancipimin tonë si civilizim në kërkim të formulës për të përparuar dhe për të zhvilluar e për të ngritur vetëdijen shpirtërore dhe përgjegjësinë që kemi para Allahut xh.sh..*

*Agjërimi është një sakrificë e përkohshme , por mesazhi është fare i prekshëm edhe për ata që kanë fare pak shkollë të kohës së sotme. Myslimani duhet të jetë i ndjeshëm. Duhet të jemi më solidarë. duhet të jemi më pak egoistë. Duhet të bëjmë më shumë si shoqëri për të papunët, të varfrit, invalidët, skamnorët, sëmurët, jetimët etj. Lusim Allahun që nga ky muaj të dalim fitues dhe shumë më të fortë shpirtërisht e më të skalitur për t'u ballafaquar me sfidat dhe të papriturat që na i servon jeta e përditshme.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Fetë urdhërojnë dhe mësojnë për paqen universale*

**Mr. Naim Tërnava (Myftiu i Kosovës)**

**Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi ka qenë pjesë e dialogut me bashkësitë e tjera fetare, në kërkim të paqes, në kërkim të urave të mirëkuptimit e mirëbesimit.**

Enderuara Presidente, znj. Jahjaga; I nderuar ministër Hoxhaj; Të nderuar ambasadorë; Të nderuar përfaqësues të komuniteteve fetare; I nderuari peshkop Teodosije; I nderuari ipeshkv Dodë Gjergji; I nderuari reis i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, z. Sulejman Rexhepi; Të nderuar organizatorë; I nderuari kryetar i Pejës Ali Berisha; Të nderuar përfaqësues të institucioneve vendore e ndërkombëtare; Të nderuar mysafirë e të pranishëm!

Kam nderin dhe respektin e veçantë që sonte në këtë qytet të bukur rrëzë Alpeve Shqiptare, të gjendem në mesin tuaj, t'ju përshëndes dhe t'ju uroj mirëseardhje në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIK) duke iu dëshiruar qëndrim të këndshëm. Një qytet ky i cili edhe praktikisht, përmes Xhamive, Kishave katolike, atyre ortodokse, flet për bashkëjetesën e besimeve dhe tolerancën në mes besimeve dhe besimtarëve për shekuj me radhë. Për Kosovën, po edhe për vetë Bashkësinë Islame është një nder i madh që njerëz të këtij kalibri, njerëz të cilët po i japin shumë bashkëpunimit, respektit, paqes, pajtimit e tolerancës fetare nëpër botë, të jenë mysafirë të Kosovës. BIK konsideron të domosdoshme dhe të vetmen alternativë vazhdimin e dialogut reciprok në mes feve edhe në nivel botëror, me qëllim që të rritet mirëkuptimi i ndërsjellë. Popujt, pavarësisht nga dallimet etnike ose kufijtë politikë, kanë më shumë gjëra të përbashkëta në krahasim me ç'pandehin se kanë të tilla që i ndajnë. Ne si BIK, tash e 15 vjet, bashkë me Ipeshkvin e Kosovës, kemi vizituar shumë qendra të botës, po edhe në Kosovë, për të promovuar vlerat e tolerancës fetare dhe mirëkuptimin në mes njerëzve. Vetëm 6 ditë para granatimit të NATO-së më 1999, ne u takuam në Vjenë me përfaqësuesit e Kishës Ortodokse nga Serbia dhe Kosova, organizuar nga "Fondacioni apeli i ndërgjegjës" me seli në Nju- Jork, të cilën e drejtonte senatori Shnajer. BIK dhe Ipeshkvia Katolike e Kosovës, pavarësisht nga rrethanat tepër të vështira, kur vendi ynë digjej, gjetëm forcë për të dhënë shembullin për paqe dhe tolerancë. Zoti na mëson: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin ç'ka në Tokë, që të gjithë. A ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë" (Junus,99). Zoti u shpalli të gjithë pejgamberëve se Ai është Një dhe i Vetëm dhe se nuk ekziston askush tjetër që meriton të adhurohet nga njerëzit. Mesazhi hyjnor i përcjellë tek njerëzit nga Zoti përmes të dërguarve, u është komunikuar njerëzve qysh nga krijimi i njeriut të parë - Ademit, babait të njerëzimit. Përmes dialogut dhe tolerancës, pranojmë tërësinë dhe unitetin thelbësor të fesë, që është një urdhër i mëshirës së Zotit, dhe universalitetin e besimit në Zotin. Prandaj feja ngërthen në vete bindjet, nëpërmjet të cilave njeriu arrin qëllimin final të ardhjes së tij në këtë botë, një rrugë që të gjithë bashkërisht i sjell në vëllazëri. Urrejtja, ekstremizmi, jotoleranca e të gjitha besimeve, në vazhdimësi inkurajojnë të keqen dhe Tokën e kthejnë në një vend ferri, nëse të tillë njerëz do të kenë rastin të sundojnë botën. Prandaj, dhurata më e madhe që gjeneratat e sotme mund t'u dhurojnë fëmijëve, nipërve e mbesave të tyre, është toleranca dhe pajtimi, që do të shërojë shumë shoqëri anë e




kënd botës, sepse ky është edhe virtyti më i lartë hyjnor i feve, duke e ditur se nuk janë fetë ato që përçajnë, po janë politikat jo të drejta që armiqësojnë njerëzit në mes tyre.

Të nderuar të pranishëm! Tragjedia dhe peripecitë nëpër të cilat kaloi Kosova dhe populli i saj gjatë shekullit që lamë pas, janë të njohura për të gjithë ne. Mohimi i të drejtave elementare fetare, kombëtare e gjuhësore, spastrime me karakter etnik dhe fetar deri në gjenocid, vrasje, masakra e shpërngulje me dhunë, - veprime këto që nuk i do Zoti, nuk i preferuan pejgamberët, nuk na i mësuan librat e shenjtë. Mirëpo, të shtyrë nga egoja e ndjenja e të fortit, e dominimit, të shtyrë nga urrejtja e mosdurimi, në vend që të promovojmë paqe, e të jetojmë në fqinjësi të mirë u përballëm me luftëra e katrahura të shumta, - veprime këto që sollën shumë viktima të pafajshme, shumë shkatërrime e shumë dhimbje. Duke pasur parasysh se këtu në këtë sallë ka dijetarë e hulumtues të fushave të ndryshme nga shtete të shumta, që njohin problemet globale nëpër botë, që me njohuritë dhe kontributet e tyre ndikuan në jetësimin e tolerancës, paqes e pajtimit në mes popujve të shumtë të globit, kjo për bashkësitë fetare, dhe në veçanti për tri bashkësitë tradicionale, do të jetë edhe një shtytje më e madhe për të dhënë kontribut edhe më të madh në afrimin e popujve në mes veti. Populli shqiptar është nga popujt e rrallë në botë që janë dalluar për tolerancën, pajtimin dhe respektin e ndërsjellë fetar. Fetë urdhërojnë dhe mësojnë për paqen universale, mësojnë për sjellje të barabartë në mes njerëzve pa dallim në mes tyre, duke respektuar divergjencat në të gjitha fushat. Shqiptarët i karakterizon toleranca e gjerë fetare dhe respektimi i mendimit dhe besimit ndryshe. Kombi shqiptar, për sa i përket tolerancës dhe respektit ndërfetar, është shembull që duhet ndjekur edhe nga shtetet e mëdha dhe ato me një traditë të madhe në fusha të ndryshme të jetës. Historia nuk shënon asnjëherë incident e jo më luftë ndërfetare te shqiptarët. Prania dhe bashkekzistenca e tri besimeve të popullit shqiptar - myslimanë, ortodoksë e katolikë, ka bërë që toleranca ndërfetare të jetë një domosdoshmëri historike, edhe në raport me të tjerët. Po ashtu duhet thënë se BIK në vazhdimësi ka qenë pjesë e dialogut me bashkësitë e tjera fetare, në kërkim të paqes, në kërkim të urave të mirëkuptimit e mirëbesimit. Një numër i madh problemesh akute të botës së sotme zanafillën e tyre e kanë edhe në mosmarrëveshjet fetare ose edhe në keqinterpretimin dhe instrumentalizimin e fesë për qëllime politike, ekonomike e të ngjashme. Andaj, studimi i këtyre problemeve edhe në aspektin fetar, mund të na ndihmojë në eliminimin e disa keqkuptimeve, të cilat kohë pas kohe shfaqen jo vetëm në rajonin e Ballkanit e në opinionin kosovar, por edhe më gjerë, për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqërinë njerëzore.

Të nderuar të pranishëm! Burimi i Islamit është Kur'ani, i cili mbështet konceptet e moralit, dashurisë, mëshirës, përkushtimit, sakrificës, tolerancës dhe paqes. Një mysliman që i zbaton si duhet në jetën e tij këto parime, është një njeri i sjellshëm, i drejtë, i devotshëm dhe shumë tolerant e bashkëpunues. Ai përhap dashuri, respekt e harmoni dhe kënaqësi tek të gjithë ata që jetojnë pranë tij. Allahu thotë: "Thuaju (o i dërguar): "O pasuesit e librit (Tevrat e Inxhil),




ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e përbashkët (e drejtë) në mes nesh dhe jush: Të mos adhurojmë, përveç Allahut, të mos I bëjmë Atij asnjë send shok, të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zot përveç Allahut"...(Ali Imran, 64). Fatkeqësisht, autorët e mostolerancës dhe mosrespektimit në mes besimeve i gjejmë në mesin e identiteteve të krishtera, islame a çifute. Dhe bëhen shkak që disa prej tyre të hedhin mendime e pretendime të cilat nuk kanë të bëjnë fare me mësimet e feve. Jemi dëshmitarë të akteve të shumta të dhunës e terrorit nëpër botë. E vërteta është se edhe nëse terroristët i përkasin identitetit mysliman, terrori e dhuna e ushtruar prej tyre nuk mund të quhet si "terror islamik", ashtu si nuk mund të quhet "terror hebrej", nëse ushtruesit e tyre janë çifutë, apo "terror i krishterë", nëse autorët janë të krishterë. Allahu thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më shumë (nga të këqijat), e All-llahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El Huxhurat,13). Zoti na e bën të ditur në Kur'an se qëllimi i krijimit të fiseve e popujve të ndryshëm është që ata të njihen në mes veti. Kombet dhe popujt e ndryshëm duhet të njohin njëri-tjetrin, kjo do të thotë të mësojmë për kulturat e ndryshme, për gjuhët, besimet, traditat dhe veçoritë e njëri-tjetrit. Thënë shkurt, një nga qëllimet e krijimit të racave e kombeve të ndryshme nuk është konflikti dhe lufta, por pasuria kulturore. Një llojllojshmëri e tillë është shprehje e Zotit. Unë kam bindjen e thellë se, pavarësisht nga gjendja nëpër të cilën po kalon shoqëria njerëzore, njerëzit do të arrijnë të jetojnë në paqe, pavarësisht nga raca a feja së cilës i përkasin. Ngase Islami nuk lejon që njerëzit të gjykohen vetëm për shkak të përkatësisë së tyre në një racë, komb a fe të caktuar. Islami është feja që u garanton dhe siguron liri ideve dhe besimeve, dhe mendimit të jetës dhe organizimit të saj.Nuk mjafton të flasim vetëm për bashkëjetesën fetare, pajtimin dhe dialogun ndërfetar. Mendoj se duhet kaluar nga toleranca në bashkëpunim, nga marrëveshjet në jetësimin a implementimin e tyre. Mendoj se shekulli XXI do të jetë shekulli i një dinamike të re gjithevropiane, që do të ringjallë vlera morale të natyrshme, e të ngulitura thellë në ndërgjegjen e njeriut, të harruara prej kohësh nga padrejtësi të shumta në raport me natyrshmërinë e krijimit të njeriut nga i Madhi Zot. Shekullin në të cilin do të sundojnë toleranca, mirëkuptimi ndërnjerëzor, duke u mbështetur në dialogun ndërkulturor e ndërfetar dhe qasjen e vlerave të përbashkëta, e shohim si rrugë që duhet ndjekur.

Me këtë rast dëshiroj që, në emër të BIK-së, të falënderoj ata që ndihmuan për organizimin e kësaj konference, të cilën e vlerësoj si shumë të rëndësishme për krijimin e klimës së mirëbesimit e mirëkuptimit në vendin tonë. Jam këtu që të shpreh gatishmërinë e BIK-së dhe të të gjitha institucioneve të saj, që të mbështes pa alternativë, të angazhohemi pa ndërprerë në kultivimin e paqes, mirëkuptimit, mirëbesimit, faljes dhe respektit të vlerave hyjnore-universale, humane e qytetëruese.

Ju falemnderit!

* Fjala e Myftiu të Kosovës Naim Tërnava, në konferencën ndërkombëtare "Feja dhe pajtimi: Cila është e ardhmja e dialogut ndërfetar?", mbajtur në Pejë më 24 maj 2013

# Ramazani muaj i adhurimit dhe i shpërblimit

**Prof. Asoc. dr. Fahrush Rexhepi**

**Duhet ditur se vlera e muajit të bekuar të Ramazanit është shumë e madhe, kurse dobitë e agjërimit të tij janë të panumërta. E themi këtë duke u mbështetur në ajetet kuranore dhe në një numër të konsiderueshëm të transmetimeve të haditheve që flasin lidhur me agjërimin e këtij muaji dhe të mirat që sjell me vete Ramazani i bekuar.**

Allahu i Lartmadhëruar në librin e Tij fisnik thotë: "O ju që keni besuar!Agjërimi është bërë obligim për ju sikur ka qenë obligim edhe për ata që ishin para jush, që të jeni më të devotshëm (më të përkushtuar)''. (El Bekare, 183) Në ajetin tjetër Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Muaji i Ramazanit në të cilin filloi të shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë". (El Bekare, 185) Ky ajet kuranor,sipas shumicës së dijetarëve islamë, e bën të detyrueshëm agjërimin e muajit të Ramazanit. Ndërsa nga hadithet e shumta kemi edhe këtë thënie të Pejgamberit a.s.: ''Islami ngrihet mbi pesë (shtylla) në të dëshmuarit se nuk ka zot përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Zotit, kryerjen e namazit, në dhënien e zekatit, në të vizituarin e Qabes dhe në agjërimin e ramazanit''[1]. Agjërimi i këtij muaji mundëson pastrimin shpirtëror dhe faljen e gabimeve të vogla duke marrë parasysh edhe hadithin tjetër të Pejgamberit a.s., në të cilin thuhet : "Pesë kohët e namazit, Xhumaja deri në Xhuma dhe Ramazani deri në Ramazan, nëse respektohen, i shlyejnë mëkatet e vogla në mes tyre''. Prandaj Allahu xh.sh. i ka dhënë njeriut rastin ideal që ai të pastrohet nga mëkatet me namaz pesë herë në ditë, pastaj atë javor në ditën e Xhumas dhe, në fund, atë vjetor me agjërim. Zakonisht në prag të fillimit të muajit të Ramazanit, Pejgamberi a.s. u drejtohej besimtarëve me këtë këshillë: "O njerëz, ju e keni aq afër muajin e madhërishëm të mëshirës, të shpresës e të përparimit, muajin në të cilinë është nata e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj! Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e ramazanit t'i kaloni në ibadet (lutje) vullnetar. Kush fal nafile gjatë ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë ramazanit. Ramazani është muaj i durimit, ndërsa shpërblimi për durimin është xhen-neti. Ky është muaji i ndihmës dhe i solidaritetit të ndërsjellë në mes të myslimanëve, muaj në të cilin shtohen begatitë dhe pasuria për besimtarët e përkushtuar. Kush i shtron iftar një agjëruesi, për këtë do të ketë shpërblim sikur të kishte liruar një rob e do t`i falen të gjitha mëkatet e vogla''.[2] Ky fjalim i Pejgamberit a.s. drejtuar ashabëve të tij në prag të muajit të Ramazanit, kishte qëllim urimin, përgëzimin dhe mirëseardhjen për këtë muaj të bekuar. Prandaj, nuk ka dyshim që muajin e madhërueshëm të Ramazanit, Allahu xh.sh. e ka zgjedhur dhe e ka dalluar nga të gjithë muajt e tjerë, sepse në këtë muaj ka filluar edhe zbritja e Kur`anit famëlartë nga Allahu xh.sh., që është udhërrëfyes për njerëzit dhe dallues në mes së mirës dhe të ligës. Pra, arritja e muajit të Ramazanit për myslimanët sjell shpresë për fitore të reja si dhe shton imanin tek besimtarët, forcon lidhjet e solidaritetin. Për këtë arsye myslimanët duhet t`i gëzohen ardhjes së muajit të Ramazanit dhe duhet të përgatiten që ta shënojnë e ta presin në gjendjen më të mirë e më të gëzueshme. Prandaj nuk duhet lëshuar rasti për të shfrytëzuar begatitë e të mirat e shumta që sjell ky muaj.

**Si t`i japim vlerë këtij muaji**

Para se t'i përgjigjemi kësaj pyetjeje, secili duhet t`i bëjë vetes një pyetje: Nëse kemi një shok shumë të dashur a një të afërm ose një mik a dashamir që të ka munguar për njëmbëdhjetë muaj pa u çmallur asnjëherë me të, cila do të ishte knaqësia dhe mikpritja për të, nëse ai do të rikthehej tek ju pas njëmbëdhjetë muajsh mungese! Me siguri, gëzimi, mikpritja dhe knaqësia do të ishte e papërshkruar. Prandaj këtu shtrohet pyetja - si duhet të gëzohemi dhe si duhet ta respektojmë në rast se mysafiri i rikthyer pas njëmbëdhjetë muajsh është muaji i madhërishëm i Ramazanit! Sigurisht që ardhja e këtij mysafiri të nderuar duhet të jetë një gëzim i madh dhe një sihariq i mirë për të gjithë myslimanët. Madje këtij muaji i gëzohen edhe të rinjtë, për të cilët nuk është detyrim ende agjërimi i këtij muaji. Këtë muaj nuk e begatojnë ata që injorojnë ramazanin duke shprehur shqetësimin e tyre për arritjen e këtij muaji, siç ndodh jo rrallë! Muaji i Ramazanit është i nënti me radhë nga dymbëdhjetë muaj sipas kalendarit hënor. All-llahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Tek Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu sikur është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj)"(Et tevbe, 36). Sipas këtij ajeti kuranor, kuptojmë se katër nga dymbëdhjetë muajt e vitit janë të shenjtë. Në mesin e tyre është edhe muaji i Ramazanit. Nëpërmjet këtij ajeti kuranor, All-llahu xh.sh. na e tërheq vërejtjen që të mos e ngarkojmë veten me mëkate sidomos gjatë këtyre muajve. Myslimanët duhet të ruhen nga mëkatet sidomos në muajin e Ramazanit, sepse nuk është qëllimi kryesor i këtij muaji vetëm agjërimi i tij, duke hequr dorë nga ngrënia e pirja, por Ramazani ka për synim që të bëhemi të kujdesshëm edhe për gjuhën tonë, që ajo të mos e thotë të pavërtetën, për syrin tonë, që ai të mos shikojë të ndaluarën, për duart, këmbët dhe veshët tanë - këto gjymtyrë të jenë larg veprimeve të liga dhe të këqija. Ai që e pret Ramazanin me gjuhën e tij përplot me përgojime dhe bartje fjalësh, ai që nuk i respekton prindërit, nuk i përfill raportet familjare, nuk u flet vëllezërve të vet, - ai e ka shumë vështirë të përfitojë nga begatitë e këtij muaji fisnik.

**Vlera e agjërimit**

Vepra që begaton më së shumti muajin e Ramazanit, është agjërimi i këtij muaji, i cili ishte detyrim edhe tek popujt e tjerë para nesh. Nga lashtësia e këtij ibadeti nënkuptohet vetvetiu vlera e lartë e tij, si lutje a adhurim specifik që shpie nga vlerat e larta të moralit e të sakrificës në rrugën e All-llahut të Madhërishëm. All-llahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për asgjë tjetër përveç që të më adhurojnë". (Edh-Dhariat, 56) Agjërimi i muajit të Ramazanit është bërë farz për myslimanët nga fundi i muajit Sh`aban, në vitin e dytë të hixhretit, për t'i pastruar shpirtrat dhe zemrat e tyre për çdo vit. Ebu Hurejre r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: ''Po vjen një muaj i bekuar, në të cilin Allahu ju ka bërë detyrim agjërimin. Gjatë këtij muaji hapen dyert e parajsës, mbyllen dyert e ferrit dhe shejtanët lidhen me zinxhirë. Në të është një natë më e mirë se një mijë muaj. Kush privohet nga ajo, do të jetë i privuar nga diçka e madhe".[3] Nga transmetimi i Ebu Umames tregohet se ai kishte shkuar tek i Dërguari i Allahut dhe i kishte thënë që ta urdhëronte për një punë që do ta çonte në Xhen-net. Pejgamberi a.s. kishte thënë: " Agjëro, se ai është i pakrahasueshëm". Pastaj shkon përsëri tek Pejgamberi a.s. dhe i bën të njejtën pyetje. Pejgamberi a.s. i përgjigjet prapë: "Agjëro" (do të hysh në Xhen-net)"[4].Në një hadithë tjetër, të cilin e transmeton Ebu Seid El Hudri, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e agjëron muajin e Ramazanit duke iu bindur Allahut dhe duke iu larguar haramit, do të pastrohet nga gabimet që ka bërë më parë".[5] Pejgamberi a.s. na tregon se muaji i Ramazanit është muaj i lutjes dhe i faljes. Në hadithin vijues ka thënë: "Tre personave nuk u refuzohet lutja: agjëruesit derisa të hyjë koha e iftarit, imamit të drejtë, dhe atij që i është bërë padrejtësi".[6] Ndërsa, në lidhje me lënien e agjërimit pa ndonjë shkak të justifikueshëm të mbështetur në ligjin e Sheriatit islam, në një hadith, të cilin e transmeton Ebu Hurejre, Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse dikush ndërpret agjërimin gjatë muajit të ramazanit, pa pasur ndonjë arsye për të cilën do ta falë Allahu, nuk do të mund ta zëvendësojë atë ditë, edhe nëse agjëron gjithë jetën e tij"[7]. Mund të themi se ky është vetëm një prej shumë haditheve që flasin për pasojat e mosagjërimit të muajit të Ramazanit.

**Ramazani muaj i leximit dhe i diturisë**

Muajin e Ramazanit besimtarët mund ta begatojnë edhe më shumë duke falur namazet farze, duke falur synetet, namazin e teravisë, duke dhënë sadaka dhe ndihma të tjera solidare. Veçanërisht këtë muaj e begatojmë duke lexuar Kur'an, sepse pikërisht në këtë muaj ka filluar zbritja e tij. Allahu xh.sh. në muajin e Ramazanit e ka dekoruar umetin islam me dhuratën më të madhe duke ua zbritur librin madhështor Kur'anin famëlartë, në natën më madhështore - Natën e Kadrit, për umetin më të zgjedhur-umetin islam, dhe për Pejgamberin më të madh-Muhamedin a.s., vulën e pejgamberisë dhe udhëzuesin e dritës hyjnore, i cili solli shpresë në zemrat e thyera e të dëshpëruara të idhujtarëve kurejshitë dhe të mbarë njerëzve në botë. Duke pasur parasysh se muaji i Ramazanit



është muaj i Kur'anit, muaj i diturisë, muaj i leximit dhe i qytetërimit, besimtarët islamë duhet ta respektojnë këtë muaj duke lexuar Kur'an dhe duke i nxitur edhe familjet e tyre që të mobilizohen për kryerje të veprave të mira, sepse kështu vepronin Pejgamberi a.s. dhe gjithë myslimanët e mirë gjatë këtij muaji.Në një hadith, të cilin e transmeton Abdullah Ibn Amër, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Agjërimi dhe Kur'ani janë dy ndërmjetësues të robit tek Allahu Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: o Zot! Unë e ndalova nga ushqimi dhe dëshirat e tij gjatë ditës. Më lejo të ndërmjetësoj për të. Kur'ani do të thotë: Unë e ndalova nga gjumi i natës. Më lejo të ndërmjetësoj për të. Kështu, ndërmjetësimi i tyre do të pranohet".[8] Nga Kur'ani besimtarët përfitojnë shpërblime të shumta. Ata shpërblehen për leximin e Kur'anit, për ndëgjimin e tij, shpërblehen për mësimin dhe studjimin e Kur'anit dhe për praktikimin dhe për programimin e jetës së tyre konform me udhëzimet e Kur'anit. Muhamedi a.s., në një hadith tjetër, ka thënë: "Kush flet me Kur'an - e flet të vërtetën, kush punon sipas tij - do të jetë i shpërblyer. Kush gjykon sipas tij, gjykon drejt. Kush thërret për të besuar, ai është i udhëzuar në rrugë të drejtë"[9]. Ndërsa për këtë shpallje (libër) Allahu xh.sh. ka thënë: "Ky libër, në të cilin nuk ka dyshim aspak, është udhëzim për të devotshmit". (El Bekare, 2). Kur'ani, pra është fjalë e Allahut xh.sh. mrekulli dhe libër i përjetshëm, materje e islamit, bazë dhe sistem i jetës. Myslimanët e parë kështu e kishin kuptuar librin e Allahut dhe duke pasur konsideratë të lartë për të, e kishin pranuar si udhërrëfyes të përhershëm në jetën e tyre. Kur'ani arrin t`i çlirojë mendjet e tyre dhe të avancojë idetë e tyre si dhe të plotësojë moralin e tyre. Përveç me agjërim dhe lexim të Kur'anit, besimtarët islamë muajin e Ramazanit e begatojnë dhe e respektojnë edhe me faljen e namazeve farze me xhemat, me faljen e namazit të teravive me imam, si dhe të nafileve. Pejgamberi a.s. në hadithin tjetër vijues thotë: "Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni ramazanin (ditën) ndërsa netët e ramazanit t`i kaloni në ibadet vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë ramazanit". Nga ky hadith kuptojmë se fadileti i ibadeteve në muajin e Ramazanit ka rëndësi të veçantë



dhe besimtari shpërblehet me shpërblime të shumëfishta në këtë muaj. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se përkushtimi i myslimanit sidomos në çështjen e namazit, duhet të jetë vetëm në muajin e Ramazanit, sepse Allahu i muajit të Ramazanit është po Ai Allahu i muajve të tjerë. Duhet ditur se namazi është si shtyllë themelore e Islamit dhe pa të Islami as që mund të paramendohet.Në lidhje me temën e namazit, si njëri prej kushteve kryesore të fesë islame, Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë thotë: "Me të vërtetë namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve)". (El Ankebut, 45). Ndërsa në ajetin tjetër thuhet: "Kanë shpëtuar besimtarët që janë të përulur në namazet e tyre". Nuk ka dyshim se namazi është vepra e parë për të cilën do të japë llogari çdo njeri. Transmetohet nga Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vepra e parë për të cilën do të japë llagari njeriu ditën e Gjykimit, është namazi. Nëse llogaria e kësaj vepre del mirë, atëherë edhe pjesa tjetër do të jetë mirë. Dhe, nëse në namaz llogaria nuk është e mirë, atëherë edhe veprat e tjera të tij do të jenë të këqija". Rëndësia e namazit është aq e madhe, saqë ai nuk lejohet të lëshohet as në ramazan e as jashtë ramazanit, as në shtëpi e as në udhëtim, as kur është i sigurt e as kur nuk është i sigurt. Po ashtu namazi është këshilla e fundit që Pejgamberi a.s. e la për Ymetin e tij si porosi (mesazh) në momentin e ndarjes së tij nga kjo botë. Ai, para se të vdiste, kishte lënë këtë porosi: "Të keni kujdes namazin, namazin dhe ajo çka posedoni (robërit)".

**Zekatul Fitri**

Obligimet e besimtarit islam në muajin e Ramazanit përmbyllen me kryerjen e Zekatul Fitrit, i cili duhet të paguhet në fund të muajit të Ramazanit. Zekatul Fitri u bë obligim në muajin Shaban të vitit të dytë hixhri. Nërpërmjet kësaj takse fetare, synohet pastrimi i agjëruesit nga veprat dhe fjalët e pahijshme dhe njëkohësishtë të ndihmohet i varfri dhe nevojtari, të cilët mund të jenë në gjendje të rëndë ekonomike. Agjërimi i muajit të Ramazanit duhet të përcillet gjithsesi me dhënien e Zekatul Fitrit, sepse pa dhënien e kësaj sadakaje, pranimi i agjërimit mbetet pezull në mes qiellit dhe tokës-në mes pranimit dhe mospranimit tek Allahu xh.sh.. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi i agjëruesit mbetet pezull në mes qiellit e Tokës dhe nuk ngrihet tek Allahu i Lartmadhruar përveçse me dhënien e Zekatul Fitrit".Në përfundim, duke pasur parasysh rëndësinë dhe vlerat shumëdimensionale të muajit të Ramazanit si stinë e mëshirës hyjnore dhe e shumëfishimit të shpërblimeve, buron edhe kjo porosi: "Që ditët e sidomos netët e muajit të Ramazanit të mos i shndërrojmë në ditë dhe net të shejtanit duke e humbur kohën në haram-nëpër klube dhe kafiteri të ndryshme, në alkool, në prostitucion, në bilardo, në internet, në koncerte, pranë ekraneve televizive duke ndjekur programe të ndaluara (haram)". Në vend të kësaj duhet t`i udhëzojmë fëmijët dhe rininë tonë për punë dhe vepra të dobishme si: "Mësimi i parimeve të fesë, mësim-leximi i Kur'anit, agjërimi i Ramazanit, falja e namazeve të rregullta farz, falja e syneteve, falja e teravisë me xhemat, falja e namazeve vullnetare gjatë netëve të Ramazanit, ndjekja e ligjëratave fetare, pjesëmarrja në garat e diturisë, pjesëmarrja në tribunat e ndryshme fetare si dhe në aktivitete të tjera islame. Vetëm kështu ditët dhe netët e Ramazanit kanë vlerë të vërtetë dhe shpërblim të sigurt nga Krijuesi i gjithësisë". Allahu na shpërbleftë me të mirat e Tij të pakufishme! (Amin).

(1) Sejid Sabik, Fik-hus-sunneh, Bejrut, 1985. (2) Abdurrahman Isa, El-hutubat ed-Dinije fi ed-dave el-islamije, Damask, 1405 h.. (3) Hadithin e transmeton Ahmedi, Nesaiu dhe Bejhakiu. (4) Ngjarja transmetohet nga Ahmedi, Nesaiu dhe Hakimi i cili e konsideron të vërtet. (5) Hadithi transmetohet nga Ahmedi dhe Bejhakiu. (6) Ibën Maxhe 1752. (7) Hadithin e transmeton Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Tirmidhiu. (8) Hadithi transmetohet nga Ahmedi. (9) Hadithin e transmeton Termidhiu. (10) Tabaraniu.

# Ramazani dhe ndihma e Allahut

**Mr. Orhan Bislimaj**

**"Ne patjetër do t'i ndihmojmë të dërguarit tanë dhe ata që besuan, edhe në këtë botë, edhe në ditën e prezentimit të dëshmive". (Gafir, 51).**

Allahu i Lartësuar është Qenia Absolute, i Vetëmjaftueshëm, dhe i Panevojshëm për asgjë. Ndërsa njeriu është qenie e dobët dhe është i nevojshëm për Allahun. Këtë nevojë të njeriut, ne, e vërtetojmë për çdo ditë. Të përmendim vetëm nevojën tonë për ajrin, si një element jetik për jetën e njeriut. E, Krijues i ajrit dhe i çdo gjëje është Allahu i Lartësuar.

**Agjërimi sebep për ndihmën e Allahut**

Më ka rastisur të dëgjoj prej besimtarëve islamë të vendit tonë, tek thonë: "Vallahi, bre, nuk po e marr vesh agjërimin". Këto fjalë i kemi dëgjuar nga agjëruesit, në kohën kur koha e agjërimit është më shumë se 17 orë, e temperaturat deri në 38 gradë. Bëhet fjalë për muajt korrik e gusht, kur bëhet vapë e madhe. Njëkohësisht është dhe kohë punësh të ndryshme. Por ç'e do që besimtarët e vërtetë edhe agjërojnë, po edhe punojnë, sepse janë të detyruar të mbajnë vendin e punës. Me të vërtetë një sakrificë serioze. Kjo vërteton se dashuria për Allahun është dashuri mbi dashuritë dhe besimtarët e devotshëm tejkalojnë mundësitë. Besimtarin e vërtetë nuk mund ta pengojë asgjë nga kjo dashuri. Pra, asgjë nuk mund ta ndalë nga agjërimi i Muajit të Ramazanit, nga shijimi i mirësive të tij, për të cilin Pejgamberi a.s. i ka thënë ymetit të vet: "Juve ju ka ardhur një muaj me plot begati".

Pavarësisht nga vështirësitë që sjellin temperaturat e larta dhe koha e gjatë e agjërimit, besimtari e përballon me shumë lehtësi agjërimin. Sigurisht këtu ka një urtësi, që duhet ta zgjojë interesimin tonë. Pa dyshim, kjo urtësi qëndron e skalitur thellë në ndihmën e Allahut dhe përkrahjen e Tij. Ndryshe nuk mund të shpjegohet kjo. Këtë e vërteton vetë agjëruesi, i cili, sa kohë që ndihet rehat me agjërimin e tij, në vlugun e vështirësive të këndshme të agjërimit, me kënaqësi thotë: "Vall-llahi, interesant, vetëm Allahi po na ndihmon". Pra, në mënyrë krejtësisht besimore, po edhe në bazë të intuitës, deklaron ndihmën e Allahut.

Është shumë e vërtetë se vetëm me ndihmën e Allahut, njeriu mund ta përballojë agjërimin e këtyre ditëve të nxehta. Për më shumë, t'i kalojë ato në gëzim dhe lumturi. Sepse, të jemi të qartë, nuk bëhet fjalë për një ditë të vetme, që njeriu do të mblidhte fuqitë për t'ia dale, veçse bëhet fjalë për tridhjetë ditë të tëra. Këtë, mund ta bëjë vetëm ai që ka moral të fortë dhe qëllim në jetën e tij. Besimtari që beson Allahun, është I bindur se ndihma e Allahut është me njeriun që është në rrugën e Tij.Vetëm besimtari thellësisht i bindur nuk i ndahet rrugës së xhamisë, fal namazin, respekton urdhëresat dhe ndalesat e Allahut, agjëron me vullnet muajin e Ramazanit.

Besimtari, duke agjëruar, në të vërtetë ka bërë një ibadet, që është sebep për ta fituar ndihmën e Allahut. Sepse, nuk mund të jenë të barabartë tek Allahu, si ai që e ka pastruar veten e tij dhe u përmbahet urdhëresave të Allahut, si ai që nuk e ndjek rrugën e Tij dhe e lë agjërimin pa arsye. Allahu i Lartësuar, në kaptinën Rrum, ajeti 47, ndërsa thotë se i ka ndëshkuar të gjithë ata që e kanë kundërshtuar thirrjen e pejgamberëve, në fund të ajetit thotë edhe këtë: "… Obligim yni ishte të ndihmojmë besimtarët". Këtë fjalë po e thotë Allahu, e kur Allahu premton, ajo është

punë e kryer. Por, nuk është vetëm ky ajet, janë edhe dhjetëra ajete të tjera. Në një tjetër Allahu thotë: (shih: Muhamed, 11).

**Agjërimi dhe ndihma e Allahut në këtë botë**

Shpesh krijohet bindja se ndihma e Allahut ndaj besimtarëve do të ndodhë vetëm në Botën tjetër. Është e vërtetë se Allahu do t'i ndihmojë besimtarët e sinqertë në Botën e amshuar, atëherë kur nuk do të ketë ndihmë tjetër përveç ndihmës së Allahut. Por, po ashtu është e vërtetë se Allahu do t'i ndihmojë besimtarët e tij edhe në këtë botë. Ajeti në vijim sqaron më së miri atë që dëshirojmë të themi.

Ky ajet është mjaft domethënës. Ndonëse ka ardhur në kuadër të një konteksti përmbajtjesor, që i referohet pejgamberit Musa a.s., megjithatë komentatorët e Kur'anit thonë se përmbajtja e ajetit është e përgjithshme dhe ka të bëjë me ndihmën ndaj pejgamberëve dhe besimtarëve në përgjithësi. Ajeti reflekton dy çështje të rëndësishme:

1) Folja "nensuru" – "do t'i ndihmojmë", që ka ardhur në fillim të ajetit, ka ardhur në kohën e tashme të vazhdueshme (el-mudariu). Domethënë, ndihma e Allahut është aktuale dhe e vazhdueshme. Edhe më shumë, kjo folje ka ardhur edhe me "lam" përforcues "le-nensuru" – "do t'i ndihmojmë patjetër", dhe ky 'lam' përforcon domethënien e ajetit në kuptimin pozitiv. Pra, Allahu ka mundur të thotë: "in-na nensuru – ne do t'i ndihmojmë". Por, jo, Allahu këtë po e thotë me përforcim shtesë: "in-na lenensuru - ne do t'i ndihmojmë patjetër …".

2) Ndihma e Allahut në këtë botë dhe në botën tjetër. Edhe kjo tregon qartë se Allahu i ndihmon të dashurit e tij prej pejgamberëve dhe myslimanëve, në këtë botë, po edhe në ditën kur do të jepen dëshmitë.

Imam Rraziu, duke e komentuar këtë ajet, thotë se ndihma e Allahut vjen në shumë aspekte:

a) Ndihma ndaj një njeriu duke i dhënë fuqi në argumentim. Allahu argumentin e ka quajtur mbret – sulltan (El Kehf, 15). Sa bukur e ka emërtuar Allahu argumentin me emrin mbret. Mirëpo, edhe në këtë ka dallim, sepse mbretëria, në kuptim të sundimit, ndodh të zhduket, ajo pëson ngritje e rënie, dhe mund të vijnë periudha të vështira të varfërisë, kurse mbretëria që arrihet nëpërmjet forcës së argumentit, nuk zhduket kurrë, domethënë është më e fortë;

b) Ndihma me të lavdëruar dhe respektim. Njeriun që është i dashur i Allahut, e lavdërojnë dhe e respektojnë njerëzit. Armiqtë e Allahut, mund të mbysin një besimtar të devotshëm, por nuk mund t'i ndalojnë njerëzit për ta respektuar dhe lavdëruar atë;

c) Ndihma nëpërmjet aftësisë në të kuptuar. Kjo ndodh, ngase zemra e tij është e mbushur me dritën e argumenteve të Allahut dhe fuqinë e imanit. Një njeri i tillë, me ndihmën e Allahut, arrin t'i shohë intrigat e kundërshtarëve dhe të injorantëve, sikurse melaiket e qiellit arrijnë t'i shohin hollësitë e gjërave, etj….[1]

Këto janë vetëm disa aspekte të ndihmës së Allahut ndaj të devotshmëve dhe të gjitha këto aspekte i posedon agjëruesi. Ai është i lavdëruar dhe i respektuar para njerëzve dhe para Allahut. Është ballëhapur para të gjithëve, sepse agjërimi i tij është argument i Allahut. Ky besimtar, edhe nëse nuk flet me gojën e tij, për të dëshmon agjërimi dhe kjo u mjafton të gjithëve. Është mendjendritur, sepse posedon forcën e besimit dhe dritën e Kur'anit dhe Synetit, nëpërmjet të cilëve arrin ta shohë rrugën e drejtë dhe të dallojë të vërtetën nga e pavërteta.

Aspektet e ndihmës së Allahut ndaj besimtarëve, e në këtë rast ndaj agjëruesit, nuk kufizohen në këto që u përmendën më lart. Jo, ato me të vërtetë janë të shumëllojshme, janë shpirtërore dhe fizike, të fshehta dhe të hapëta, të drejtpërdrejta dhe të tërthorta... Njeriu që është në rrugën e Allahut, ai vazhdimisht është nën mbrojtjen e Tij, sepse Allahu ka thënë: "Allahu është mbrojtës i besimtarëve të devotshëm". (El-Xhathijeh, 19). Agjëruesi, gjatë gjithë kohës së agjërimit është në gjendje të ibadetit, adhurimit të vazhdueshëm ndaj Allahut, domethënë është në lidhje me Krijuesin. Ai ruhet nga ato që prishin agjërimin dhe nga të gjitha të tjerat që e dobësojnë atë. Kjo disiplinë e agjërimit, forcon shpirtin e besimtarit, në mënyrë që ai të jetë i aftë për komunikim me Allahun gjatë kohës sa është agjërueshën. Njeriu, respektivisht agjëruesi, këtë ndjesi sikur nuk e vëren, porse ky është një realitet. Ky hatër i agjërimit, pa dyshim është i madh tek Allahu, dhe Allahu nuk mund të mos e nderojë dhe shpërblejë gatishmërinë e agjëruesit për gjithë sakrificën që bën me trupin e tij.

E, nderimi i Allahut ndaj besimtarit të devotshëm është ndihma dhe përkrahja e Tij. Kur Allahu e merr në mbrojtje besimtarin, çdo gjë për të është mirësi nga Allahu. Edhe atëherë kur ai sprovohet me ndonjë të keqe, edhe ajo është e dobishme për atë, po kjo mbase fshihet në urtësinë e Allahut. Për shembull, kur sëmuremi, këtë shpeshherë e shohim si një të keqe që na godet. Kurse harrojmë se Pejgamberi a.s., kur kishte vizituar një të sëmurë, për gjendjen e tij kishte thënë: "Kjo sëmundje, nëse do Allahu, është pastrim prej mëkateve". Dua të them, edhe sëmundja që është krejtësisht e padëshirueshme, ka të mirën e vet, por ajo është në dëshirën e Allahut, dhe dikujt i vjen si mirësi e dikujt si dënim.

Mjafton që besimtari të gëzojë kënaqësinë e Allahut, nuk ka mbrojtës dhe ndihmëtar më të mirë dhe më të madh sesa Allahu. Çdo gjë që ndodh në këtë gjithësi, ndodh me caktimin e Allahut.(Shih:El En'am, 59). Prandaj, gjithçka që zhvillohet në raport me agjëruesin e sinqertë,



nuk është e rastit. Çdo gjë ndodh brenda caktimit të Allahut dhe me lejen e Tij. Besimtari e ka vështirë derisa të fitojë ndihmën e Allahut e, kur ta fitojë atë, për të nuk ka frikë nga vështirësitë e kësaj bote dhe të Ahiretit, e as pikëllim për asgjë. Për këtë arsye, besimtari duhet t'I lutet Allahut për ndihmë, gjatë gjithë kohës, jo vetëm në çaste të vështira.

Agjërimi është një argument që tek Allahu shndërrohet në një "gurthemel" të përkrahjes së Allahut, sepse i Lartmadhërishmi agjërimin e ka konsideruar si një ibadet të veçantë nga të veçantat, prandaj edhe hatri i tij tek Allahu është i madh. Në Ditën e Gjykimit, për nder të agjëruesve, është e caktuar një derë e veçantë në Xhennet që quhet "rej-jan", në të cilën do të hyjnë ekskluzivisht vetëm agjëruesit. Nderimi ndaj agjëruesve është i madh në këtë botë dhe në Botën tjetër. Shumë mirësi sjell ky muaj i bekuar, por njeriu ato nuk i vëren, ngase nuk është në aftësinë e tij. Ku ta dimë, ndoshta shumë të këqija do të na vinin po të mos agjëronim!? Por, për hir të agjërimit, Allahu dhuron të mira dhe i largon të këqijat. Fundja, Ramazani është muaj i begative. Njeriu do të mund t'i kuptojë të gjitha këto vetëm atëherë kur është i bindur se çdo gjë lëviz sipas dëshirës së Allahut, edhe e mira që na vjen neve, po edhe e keqja që na godet. Ai që nuk beson në këtë parim fundamental, nuk beson as në mirësitë e muajit të Ramazanit dhe as në hatrin e agjërimit tek Allahu. Mirëpo, besimtari duhet të qëndrojë larg këtyre bindjeve të mbrapshta. Në të vërtetë, këto janë cytje të shejtanit, i cili i kundërvihet njeriut.

**Ndihma e Allahut në Bedër në muajin e Ramazanit**

Në kohën e Pejgamberit a.s. pati ndodhur lufta e Bedrit. Ajo luftë ishte quajtur "gazvetul-furkan"- lufta që ndau të vërtetën nga e pavërteta, sepse u dëshmua drejtpërdrejt se kush e ka ndihmën e Krijuesit - dhe është në rrugën e drejtë dhe kush nuk e ka ndihmën e Tij - dhe është në rrugën e gabuar. Në fushëbetejë, kur ushtria armike politeiste ishte trefish më e madhe, pësoi disfatë të thellë, dhe kjo ndodhi në muajin e shenjtë të Ramazanit. Allahu, në ndihmë të besimtarëve dërgoi melaike mu në kohën e luftimeve, të cilat ishin të ashpra dhe tmerruese për armikun. Besimtarët nuk i panë melaiket, po pala armike i shihte. Ashabët tregojnë se si kishin parë kundërshtarët e tyre tek binin përtokë, pa i goditur kush; në të vërtetë ata goditeshin nga melaiket. Për këtë luftë Allahu flet në Kur'an.

Qëllimisht e mora shembull luftën e Bedrit, jo vetëm sepse ka ndodhur në Ramazan, po edhe për faktin se Allahu u ka dhënë ndihmë të drejtpërdrejtë myslimanëve. Prandaj, këtë ndihmë të Allahut nevojitet ta analizojmë me vëmendje. Shikoni se çfarë thotë Allahu në Kur'an: (Shih:El Enfal, 12).

Musai a.s. vazhdoi fuqishëm, sepse Allahu i tha: "Ne jemi me ju…" dhe e fitoi luftën me Faraonin. Shtrohet pyetja -Përse? Sepse e kishte ndihmën e Allahut.

Fare në fund, agjëruesi ka ndihmën e Allahut dhe përkrahjen e Tij. Le të shpresojmë që këtë përkrahje Allahu do t'ia thotë secilit agjërues të devotshëm e të sinqertë. Kjo është fitorja më e madhe për besimtarin. E lusim Allahun e Lartësuar që agjërimin ta bëjë sebep për ta fituar ndihmën e Tij në këtë botë dhe në Botën tjetër. Amin!

(1) Er-Rrazi, Tefsirul mefatihil gajbi, et-tefsiru'l-Kebir, komentimi i ajetit Gafir, 51.

# Fshehtësitë e agjërimit

Mr. Vedat Shabani

**Është bërë një traditë që, gjatë ramazanit, të ruhen dhe të përgatiten ushqimet më të mira, sa ndoshta madje as gjatë tërë vitit nuk hahen ato lloje ushqimesh. E, sikur është e ditur, qëllimi i agjërimit është braktisja e ushqimit, në mënyrë që të forcohet ana shpirtërore dhe të zvogëlohet ndikimi i shejtanit.**

**1. Vlera e agjërimit:**

Allahu xh.sh. i ka favorizuar robërit e tij kur i largoi prej tyre kurthet e shejtanit dhe kur i bëri ato të dështuara duke e bërë agjërimin fortifikatë dhe mburojë për myslimanët. Pejgamberi a.s. ka thënë: (Agjërimi është gjysma e durimit-sabrit). Ndërsa Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "...ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë" (Ez-Zumer, 10). Në bazë të këtij ajeti kuranor, shpërblimi i agjërimit ka tejkaluar ligjin e përcaktimit dhe llogaritjes së shpërblimit. Për ta treguar edhe më tej vlerën e agjërimit, po përmendim hadithin e Pejgamberit a.s.: Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, era e gojës së agjëruesit është më e këndshme te Zoti sesa era e myshkut, Allahu xh.sh. thotë: "Për arsye se ai i braktis epshet dhe ushqimin për hatër Timin, andaj agjërimi është Imi dhe Unë jap shpërblimin për te". Agjëruesi gjithashtu ka premtimin për takimin me Zotin, si shpërblim për agjërimin e tij: (Agjëruesi ka dy gëzime: njërin gëzim kur të bëjë iftar, dhe tjetrin kur të takohet me Zotin e tij). Në komentimin e ajetit kuranor: "Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim". (Es-Sexhde,1 7) thuhet se veprimi i tyre ka qenë agjërimi, sepse Allahu xh.sh. ka thënë: (Shih: Ez-Zumer, 10). Parimisht, të gjitha veprat shpërblehen nga Zoti dhe të gjitha bëhen për hatër të Tij, mirëpo Allahu xh.sh. e ka veçuar agjërimin, ndër të tjera, për dy arsye:

E para: agjërimi në vete ngërthen përmbajtje e largim dhe gjithashtu është një sekret, sepse nuk vërehet. Ndryshe nga veprat e tjera që shfaqen dhe vërehen nga njerëzit, agjërimin nuk e sheh askush tjetër përveç Zotit xh.sh., sepse ai është një veprim i brendshëm, i cili realizohet thjesht përmes durimit.

E dyta: agjërimi është nënshtrim-gjunjëzim i armikut të Zotit, sepse mjeti a rruga përmes të cilës depërton shejtani, janë epshet, të cilat përforcohen përmes ushqimit dhe pijes. Përmes frenimit dhe shtypjes së armikut të Zotit, njeriu ndihmon (fenë) e Zotit dhe ai person i cili e ndihmon (fenë) e Zotit, ndihma e Zotit nuk mungon asnjëherë ndaj tij. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: Muhamed, 7). Nga ky aspekt, agjërimi është bërë mburojë dhe fortifikatë për besimtarin.

**2. Kushtet e agjërimit:**

Shtylla e agjërimit, sipas mendimit të të gjithë juristëve, është: braktisja e çështjeve që prishin agjërimin nga agimi i vërtetë deri në perëndimin e diellit. Si argument për këtë, juristët përmendin ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë (Shih: El Bekare, 187) dhe këtu nuk ka për qëllim penjtë, po ata i ka përmendur në mënyrë alegorike, përndryshe qëllimi është që prej fillimi të agimit (fillimit të zbardhjes së ditës) deri në perëndim (në fillimin e errësirës së natës).

Ndërkaq, kushtet për pranimin e agjërimit janë:

• Nijeti; me nijetin ibadeti dallon nga zakoni, sepse nijeti është vendim i fortë i zemrës për të agjëruar. Sipas medh'hebit tonë (Ebu Hanifes), nijeti është i obliguar për çdo ditë të ramazanit, ndërsa te Zuferi, nxënësi i Ebu Hanifes, lejohet një nijet për gjithë muajin. Vetë ngrënia e syfyrit



në ramazan, është nijet. Koha e nijetit është prej fillimi të natës së ditës që do ta agjërojë besimtari e deri në mesin e ditës, afërsisht një orë pas kohës së namazit të drekës.

• Të mos ekzistojë diçka që është në kundërshtim me agjërimin, si hajdi dhe nifasi. Femrat që janë me hajd (menstruacion) ose me nifas (lehona), gjatë ramazanit nuk duhet të agjërojnë; dhe nëse agjërojnë, agjërimi i tyre nuk pranohet. Ato duhet t'i kompensojnë ditët sa kanë qenë me hajd a nifas pas përfundimit të ramazanit ditë për ditë.

• Të mos ndodhë diçka që e prish agjërimin.

**3. Gjërat e preferuara gjatë agjërimit:**

• Shtyrja e syfyrit, d.m.th. të shfrytëzohet koha para syfyrit deri në momentin e fundit para agimit.

• Shpejtimi i iftarit, d.m.th. sapo të perëndojë dielli të bëhet iftar. Pejgamberi a.s. thotë: (Ende vazhdon të ketë mirësi në mesin e ummetit tim përderisa ata vonojnë syfyrin dhe e shpejtojnë iftarin).

• Bërja iftar me hurma ose me një gotë ujë.

• Bujaria gjatë muajit të Ramazanit, dhënia e lëmoshës (sadakasë) dhe ndihmesa e të varfërve dhe skamnorëve.

• Leximi i Kur'anit.

• I'tikafi gjatë dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit. I'tikaf në aspektin terminologjik d.m.th.: "Qëndrimi me qëllim ibadeti në xhami, në të cilën kryhen me xhematë të pesë namazet ditore". Femrat qëndrojnë në i'tikaf në shtëpitë e tyre.

**4. Llojet e agjërimit dhe gradat e tij:**

Agjërimin mund ta ndajmë në tri lloje: agjërimi i përgjithshëm, agjërimi i veçantë dhe agjërimi shumë i veçantë.

• Agjërimi i përgjithshëm nënkupton mosngrënien, mospirjen dhe braktisjen e marrëdhënieve intime gjatë ditëve të muajit të Ramazanit.

• Agjërimi i veçantë nënkupton: largimin e dëgjimit, shikimit, gjuhës, dorës, këmbës dhe të gjitha gjymtyrëve nga mëkatet dhe gjynahet.

• Agjërimi shumë i veçantë nënkupton: agjërimin e zemrës ndaj brengave dhe mendimeve të kësaj bote dhe përqendrimin e saj vetëm në kujtimin e Krijuesit të saj, Zotit xh.sh..

**5. Fshehtësitë e agjërimit dhe kushtet e brendshme të tij:**

• Ruajtja e shikimit (syrit) dhe largimi i shikimit të çdo gjëje të ndaluar e të urryer dhe çdo gjëje që e largon njeriun nga kujtimi i Zotit.

• Ruajtja e gjuhës nga thashethemet, gënjeshtra, bartja e fjalëve, fjalët e ndyta, fyerjet, kacafytjet dhe çdo gjëje që bie ndesh me parimet dhe etikën islame.

• Ndalimi i të dëgjuarit të çdo gjëje të ndaluar dhe të urryer, sepse çdo gjë e ndaluar për t'u thënë, është e ndaluar edhe për t'u dëgjuar. Për këtë arsye Allahu xh.sh. i ka bërë të njëjtë ata që dëgjojnë gjëra të ndaluara dhe ata që hanë haramin (ryshfetin), (Shih: El Maide, 42).

• Ndalimi i gjymtyrëve të tjera, siç janë dora e këmba nga mëkatet dhe gjërat e urryera, pastaj pasja kujdes se çfarë ha njeriu në iftar, sepse nuk ka kuptim që të agjërohet ndaj gjërave të lejuara dhe të bëhet iftar me gjëra të ndaluara (haram). Shembulli i personit të tillë është sikur shembulli i një personi i cili ndërton në pallat, po shkatërron një qytet, e Pejgamberi a.s. ka thënë (Sa e sa agjërues janë që nuk përfitojnë asgjë nga agjërimi i tyre përveç urisë dhe etjes).

• Të mos e teprojë me ngrënien e ushqimit hallall gjatë iftarit. Sepse nuk ka enë që mbushet dhe të urrehet nga Zoti sikurse është barku i mbushur me ushqim. Gjithashtu njëri prej qëllimeve të agjërimit është edhe dobësimi i ndikimit të shejtanit. E pra, si mund të dobësohet ky ndikim nëse njeriu gjatë iftarit e rikthen tërë atë çfarë ka humbur gjatë ditës, sa ishte agjërueshëm. Është bërë një traditë e keqe që, gjatë ramazanit, të ruhen dhe të përgatiten ushqimet më të mira, sa ndoshta madje as gjatë tërë vitit nuk hahen ato lloje ushqimesh. E, sikur është e ditur, qëllimi i agjërimit është braktisja e ushqimit, në mënyrë që të forcohet ana shpirtërore dhe të zvogëlohet ndikimi i shejtanit.

• Pas ngrënies së iftarit, zemra e myslimanit duhet të jetë e shqetësuar dhe të jetë në një gjendje në mes frikës dhe shpresës, sepse ai nuk e di a do t'i pranohet agjërimi apo do t'i refuzohet.

(1) Kur'ani, përkthim me komentimnë gjuhën shqipe. H. Sherif Ahmeti. (2) Sahihu i Buhariut&Muslimit,kitabus-sevm. (3) Mevidhatul rumunin min ihjai ulumid-din. (4) Muhamed xhemalud-din El Kasini, botimi i 8, Bejrut 1994. (5) Fikhu Hanefi, Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Libri i Parë (Ibadat), Gjilan, 2006. (6) El Mevsua el fikhije versioni elektronik.

# Ramazani - muaji i shpëtimit

**Fatmir Hadri**

**Ramazani është epiqendër për përforcimin e fuqive shpirtërore, psikike e morale në jetën e popullit apo të individit. Ky na rikujton të vërtetën e qiejve dhe të Tokës, na armatos me fuqi ngadhënjyese dhe na nxit ta duam lirinë, prej së cilës varet nderi i njerëzimit.**

Dijetarët për muajin Rexhep dhe Shaban kanë thënë: "Muaji Rexhep dhe muaji Shaban janë muaj të mbjelljes dhe ujitjes, ndërsa muaji Ramazan është muaj i korrjes. Për këtë arsye ne duhet të mundohemi të korrim sa më shumë në këtë muaj të shpëtimit. Edhe i derguari i Allahut, Pejgamberi a.s., kur vinte muaji i Ramazanit u drejtohej besimtareve: "O njerëz! Ju ka ardhur muaji i Allahut të Madhërishëm, muaji i begative, mëshirës dhe faljes; muaji më i lartë tek Allahu. Ditët e këtij muaji janë më të vlefshmet e ditëve; netët e këtij muaji janë më të mirat e netëve; orët e këtij muaji janë më të bekuarat e orëve. Është muaji në të cilin jeni të ftuar tek Allahu si miqtë më të respektuar të Tij. Është muaji në të cilin shikimi është lartësim i Allahut dhe gjumi është adhurim, është muaji kur pranohet lutja dhe shumëfishohet shpërblimi për veprat. Kërkoni pra, me zemër të pastër dhe qëllim të sinqertë, bekimet e Allahut për mbajtjen e agjërimit gjatë këtij muaji, dhe lexoni Kur'an për hir të Tij. Njeriu të cilit i mohohet falja e mëkateve në këtë muaj, është njeriu më i pafat. Uria dhe etja e këtij muaji le t'ju sjellë ndërmend urinë dhe etjen e Ditës së Kiametit. Jepni lëmoshë për të varfrit dhe të vobektët, nderoni të moshuarit dhe silluni me ëmbëlsi ndaj fëmijëve, forconi lidhjet farefisnore, ruajeni gjuhën, uleni shikimin dhe ruajeni dëgjimin nga ajo që është e ndaluar, tregohuni të mëshirshëm me jetimët, që të tjerët të tregohen të mëshirshëm me ju. Kthehuni tek Alllahu, të penduar sinqerisht, dhe ngrijini duart në lutjet tuaja dhe në namaz për të kërkuar begatitë dhe mëshirën e Tij. Ramazani është epiqendër për përforcimin e fuqive shpirtërore, psikike e morale në jetën e popullit apo të individit. Ky na rikujton të vërtetën e qiejve dhe të Tokës, na armatos me fuqi ngadhënjyese dhe na nxit ta duam lirinë, prej së cilës varet nderi i njerëzimit. Pra, Ramazani na dhuron të vërtetën, fuqinë dhe lirinë gjatë ditëve të urisë dhe etjes.

**Njeriu peng i veprave**

O njerëz! Shpirtrat tuaja janë peng i veprave tuaja. Shpengojini ata duke kërkuar falje. Supet ju rëndojnë nga mëkatet. Çlirojini duke u përgjunjur me ballin në tokë. Allahu ka premtuar që nuk do të dënojë dhe as të frikësojë ata që janë lutur dhe përgjunjur përpara Tij. O njerëz! Nëse nderoni një agjërues duke e ushqyer me një vakt, Allahu do t'ju japë shpërblim sikur keni çliruar një skllav dhe do t'ju falë mëkatet". Kur e dëgjoi këtë, një prej shokëve të Pejgamberit u ngrit e tha: "O i Dërguar i Allahut, jo të gjithë prej nesh kanë mundësi të ushqejnë një agjërues siç thua ti". Kësaj Pejgamberi iu përgjigj: "Ruajeni veten nga e keqja e zjarrit qoftë edhe me një copë hurmë".

"O populli im! Nëse njëri prej jush ndreq karakterin e tij gjatë këtij muaji, Allahu do ta ndihmojë që ai të kalojë urën e Siratit (urë në mes zjarrit dhe kopshtit) me hapa të sigurt, në një kohë kur të tjerëve do t'u dridhen këmbët. Allahu do ta zbutë gjykimin ndaj njerëzve që tregojnë butësi gjatë këtij muaji kundrejt atyre që kanë nën vartësi. Allahu do ta largojë zemërimin kur të takohet në Ditën e Gjykimit me një prej robërve të Tij, i cili është larguar nga mëkatet gjatë këtij muaji. Allahu do ta ndërpresë mëshirën e Tij për ata njerëz që i prishin lidhjet e gjakut gjatë këtij muaji. Allahu do t'i mbajë larg zjarrit ata njerëz që, me dëshirën e tyre, falen më shumë se ç'u është bërë obligim,

kurse shpërblimi për faljet e obliguara këtë muaj është 70 herë më i madh se në muajt e tjerë. Shtimi i faljeve në këtë muaj do të rëndojë shumë në peshoren e Ditës së Gjykimit. Shpërblimi i atij njeriu që lexon vetëm një varg të Kur'anit këtë muaj, është i njëjtë me shpërblimin që ka sikur të ketë lexuar tërë Kuranin në ndonjë muaj tjetër.O njerëz! Gjatë këtij muaji hapen dyert e Xhenetit. Lutjuni Allahut që të mos i mbyllë ato dyer përpara jush. Gjatë këtij muaji mbyllen dyert e zjarrit, ndaj lutjuni Allahut që të mos i hapë ato dyer përpara jush. Shejtanët janë të lidhur, prandaj lutjuni Allahut që të mos kenë ndikim mbi ju". Pasi dëgjoi tërë këtë, Ali ibn Ebi Talib u ngrit në këmbë dhe pyeti: "Cila është vepra më e shpërblyer gjatë këtij muaji"? Pejgamberi a.s. u përgjigj: "Vepra më me vlerë dhe me shpërblimin më të madh gjatë këtij muaji është të qenët i kujdesshëm ndaj gjërave që All-llahu i ka ndaluar".

Prandaj një muaj të tillë duhet ta mirëpresim me lumturinë dhe gëzimin më të madh. Sepse, siç u vërejt edhe nga fjalët e Pejgamberit a.s., Allahu e ka bërë këtë muaj një kohë për adhurim dhe për garë me njëri-tjetrin në të mira. Prandaj duhet t'i shpeshtojmë lutjet tona dhe të shpenzojmë kohën me bamirësi. Duhet ta shpeshtojmë leximin e Kur'anit famëlartë, të nxitojmë që t'i ndihmojmë të varfrit, nevojtarët dhe jetimët. Në këtë muaj me vlera të larta, duhet të kryejmë agjërimin dhe namazin, po dhe siç u tha edhe me herët, duhet të konkurrojmë (garojmë) në vepra të mira.

Ne, këtë muaj duhet ta agjërojmë, sepse Allahu me ajetin kuranor. (Shih: El Bekare, 183), na bën të qartë se na është urdhëruar agjërimi, në mënyrë që të na pastrojë nga njollat e të gjitha mëkateve që janë bërë gjatë vitit. Kështu, sipas Fjalës së Allahut, agjërimin e këtij muaji e ka obligim çdo person që ka hyrë në moshën madhore. Duhet të kemi parasysh se agjërimi na jep shumë dobi dhe është përplot urtësi. Pastron dhe forcon zemrat tona. Na shpëton e çliron nga prirjet tona të ulëta, si: pasuria e tepërt, mburrja, dhe koprracia. Përforcon cilësitë tona të mira, si: qëndresa, mëshira dhe bujaria. Na ndihmon në luftën tonë të brendshme, që të kënaqim Allahun dhe të arrijmë afërsinë tek Ai. Si rrjedhojë, duhet të them se agjërimi është një adhurim i jashtëzakonshëm, ngase është veprim i fshehtë, është një çështje që i është besuar njeriut; askush tjetër nuk di nëse është duke agjëruar apo jo. Në anën tjetër, agjërimi është një adhurim që nuk ka kurrfarë përkrahjeje nga jashtë: agjëruesit nuk i duartroket askush. Përderisa për haxhiun njerëzit thonë: "ky është haxhi", atij që jep sadaka i thonë "bujar", atij që falet, i thonë "namazxhi" etj., edhe pse këto thënie nuk duhet të peshojnë tek vepruesit, prapëseprapë ata kanë njëfarë përkrahjeje, kanë njëfarë shtytjeje ndaj atij personi, ndërsa tek agjëruesi mbretëron vetëm bindja e tij se është duke e përcjellë Zoti dhe vetëm ajo bindje e mban të fortë e të qëndrueshëm në vendosjen e tij për të agjëruar. Ndoshta për këtë arsye agjërimi është vlerësuar aq lart, siç thuhet në një hadith kudsij: "Çdo vepër e njeriut ka shpërblim, vepra e mirë shpërblehet me dhjetëfish e deri në shtatëqind fish, me përjashtim të agjërimit, sepse ai bëhet vetëm për hirin Tim, pra do ta shpërblej Unë Vetë ". E dihet se shpërblimi nga Vetë Zoti është më i madh se shumëfishet e përmendura.Prandaj dhe Muhamedi a.s., kur ligjëroi në ditën e fundit të muajit Shaban, tha kështu: "O ju njerëz, është afruar muaji famëlartë dhe i begatshëm, në të cilin është nata që vlerësohet më tepër se një mijë muaj, në të cilin obligohen agjërimi dhe lutja (namazi) vullnetare natën (nafile); kush vepron pak, fiton shumë, dhe ai që kryen një farz në të, sikur ka kryer shtatëdhjetë farze në një kohë tjetër; ky është muaji i durimit, kurse durimi shpërblehet me Xhenet; ky është muaji i barazisë dhe i shtimit të furnizimit (riskut) të besimtarit.

Siç u tha dhe në hadithin kudsij, në këtë muaj është edhe një natë e cila është më e mirë se një mijë muaj. Atë natë kishte filluar të zbriste Kur'ani famëlartë. Prandaj kushdo që mohon mirësinë dhe begatinë e kësaj nate, vërtet është i humbur. Allahu, në lidhje me këtë natë, në Kur'an ka thënë: "Nata e Kadrit është më e vlefshme sesa një mijë muaj"! (El Kader, 3).

Si përfundim, ne si besimtarë nuk duhet të jemi të privuar nga begatitë dhe dhuntitë e pakufishme të këtij muajit të madh. Sepse, po u privuam, do të jemi të humbur dhe do të fitojmë mallkimin e Allahut Lavdiplotë.

Duhet ta lusim Allahun për falje në këtë muaj dhe të bëjmë të gjitha ato që mund t'i bëjmë që të përfitojmë nga kjo kohë e çmuar. Duhet t'i largohemi ndonjë keqbërjeje kundër agjërimit, që do të na asgjësojë të mirat e tij dhe të shkaktojë hidhërimin e Zotit, Zoti na ruajttë! Prandaj, nuk duhet të jemi mospërfillës ndaj lutjeve tona ose të bëjmë ndonjë koprraci në zekatin tonë.Nuk duhet të shpenzojmë pjesën e pasurisë së jetimëve, t'ua grabisim pasurinë atyre, ta shtypim dikë, ose të mos i respektojmë prindërit tanë. Nuk duhet t'i shkëputim lidhjet farefisnore. Duhet t'u shmangemi thashethemeve, përgojimeve, gënjeshtrave dhe ideve të gabuara. Duhet t'u shmangemi betimeve dhe pretendimeve të rrejshme. Këto mëkate janë të ndaluara edhe gjatë tërë vitit, po në ramazan ato bile janë edhe më të ndaluara dhe më të mëdha. Duhet t'i frikësohemi Allahut dhe t'i shmangemi asaj që Allahu dhe i dërguari i Tij na e ka ndaluar. Duhet të jemi të drejtë në bindjen tonë në muajin Ramazan dhe gjatë pjesës tjetër të vitit. Duhet t'i bëjmë thirrje njëri-tjetrit për këtë mirësi, kështu që të arrijmë suksesin dhe shpëtimin që ky muaj na premton, dhe nuk duhet harruar se fillimi i këtij muaji është mëshirë, mesi falje, kurse fundi shpëtim nga zjarri. Prandaj: "Kush agjëron muajin e Ramazanit, duke qenë i bindur në besimin tek Allahu dhe duke llogaritur shpërblimin e Allahut, do t'i falen gabimet e tij të mëparshme". (Buhariu dhe Muslimi)

# Mysafiri më i mirë që na viziton

**Mustafë Ahmeti**

**Agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej për të.**

**Disa veçori që e dallojnë prej musafirëve të tjerë:**
1.Nuk e dëshiron shumë ushqimin
2.Vjen veç për të mirën tonë
3.Na sjell shumë dhurata të çmuara
4.Vjen vetëm një herë në vit dhe qëndron 29-30 ditë

**Nëse e nderojmë këtë mysafir, a e dini kush na nderon ne, kush na shpërblen?**

Allahu i Madhëruar, në një hadith kudsij, ka thënë: ”Agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej për të”. (Buhariu). Ndërsa në Kur'an, Allahu i Madhërishëm urdhëron e thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse u ishte bërë obligim edhe atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara".(El Bekare, 183-185).Transmetohet nga Abdullah ibn Umeri të ketë thënë se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut që ka thënë: "Islami është ngritur mbi pesë shtylla (baza): Të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut, ta kryesh namazin, ta japësh zekatin, ta agjërosh Ramazanin, ta vizitosh Qabenë, nëse ke mundësi ta bësh këtë. Lidhur me citatin e lartpërmendur: "O ju që besuat", Hasan el Basriu r.a. thotë: "Kur dëgjon Allahun e Madhërishëm që thotë: "O ju që besuat", dëgjimi yt të jetë i kujdesshëm, sepse kjo thuhet me qëllim të urdhrit për të vepruar sipas Tij, ose ndalesës për t'u ndaluar në një gjë. Agjërimi (es-sevm) është ndalim nga ushqimi, pija, marrëdhënia seksuale, si dhe shmangia nga të gjitha mëkatet e tjera. Allahu i Madhërishëm thotë: "Sikurse ishte i obliguar edhe për popujt para jush", d.m.th. që nga Ademi a.s. Disa kanë thënë se Ramazani është njëri prej emrave të Allahut, prandaj Pejgamberi a.s.. ka thënë: "Mos thoni Ramazan, por quajeni ashtu siç e ka quajtur Allahu i Madhërishëm në Kur'an Shehru Ramadan (Muaji i Ramazanit)". Disa nga dijetarët kanë thënë se Ramadan rrjedh nga fjala remed, që do të thotë 'shiu i vjeshtës', sepse ky muaj pastron trupin dhe zemrën.

**Falje për atë që kërkon falje**

"Allahu i Madhërishëm në çdo natë të muajit të Ramazanit thotë tri herë: "A ka ndokush që lutet që t'ia plotësoj lutjen, a ka pendues që t'ia pranoj pendimin, a ka ndokush që kërkon falje, që ta fal"?Allahu do t'u falë gabimet, përveç katër personave: "alkoolistit kronik (mudmin hamr), atij që është i padëgjueshëm ndaj prindërve të tij, atij që ndërpret lidhjet familjare (katirahm), dhe atij që është përplot mëri (mushahin). Ashabët pyetën: "Kush është ai që është përplot mëri?", dhe ai tha: "Ai që është në armiqësi me të gjithë". Nga Abdullah ibn Ebi Evfaa r.a. transmetohet që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Gjumi i agjëruesit është ibadet, heshtja e tij, tesbihu, lutja e tij e pranuar dhe vepra e tij e dyfishuar".Do të thotë se ai që agjëron muajin e Ramazanit, arrin kënaqësinë e Zotit. Zoti e mëshiron. Mëkatarët paraqiten në këtë muaj para Zotit duke kërkuar falje dhe Ai i fal, i siguron për falje, afrohet afër atyre që kërkojnë falje, që luten, dhe u jep dritë në jetën e tyre.

Muaji i Ramazanit në mes muajve të tjerë është sikurse zemra në trupin e njeriut, sikurse

pejgamberët ndaj njerëzve të tjerë, sikurse Haremi i Qabesë ndaj vendeve të tjera. Muaji i Ramazanit është ndërmjetësues (shefat) për agjëruesit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ummeti im nuk do të turpërohet përderisa ta mbajnë (si duhet) muajin e Ramazanit".

Një njeri i tha: "O i Dërguari i Allahut, si do të poshtërohen ata që nuk e mbajnë muajin e Ramazanit si duhet"?, ai tha: "Ai që dëmton shenjtërinë e tij, bën vepra të këqija, konsumon alkool, ose bën prostitucion, Ramazani nga ai nuk pranohet, do ta mallkojë All-llahu, melekët dhe banorët e qiellit tërë vitin, deri në Ramazanin tjetër, dhe, nëse vdes, tek All-llahu nuk do të ketë asnjë vepër të mirë.

Është thënë: Sejjid (zotëri) i njerëzve është Muhamedi a.s., sejjid i persianëve është Selmani r.a., sejjid i bizantinëve është Suhejbi, sejjid i abisinasve është Bilali, sejjid i qyteteve është Mekka, sejjid i ditëve është Xhumaja, sejjid i netëve është Lejletul Kadr, sejjid i librave është Kur'ani, sejjdi i Kur'anit është el Bekare, sejjid i el Bekares është Ajetul Kursijj, sejjid i burimeve është Zem-Zemi, ndërsa sejjid i muajve është Ramazani.

Muaji i Ramazanit është muaj i pastërtisë (safa), muaj i besnikërisë (vefa), muaj i përmendjes së All-llahut (dhakirin), muaj i të durueshmëve (sabirin), muaj i njerëzve të sinqertë (sadikin). Prandaj, nëse nuk arrin të përmirësojë gjendjen tënde ky muaj, kur mund të shpresosh për sukses? Zgjohu nga gjumi i indiferencës, o i mjerë, shfrytëzoje këtë muaj për pendim të sinqertë, për bindje, ndoshta do të të përfshijë mëshira e Allahut. Merr shembull, vajto për nefsin tënd, se koha kalon.

Sa ka të atillë që ndoshta agjërojnë për herë të fundit? Sa ka që falen e ndoshta është hera e fundit? Punëtorit i jepet paga pasi të kryejë punën e tij, e ne ende s'e kemi kryer punën. O sa lumturi do të ishte sikur agjërimi ynë, Ramazani dhe veprat tona të jenë të pranuara! Sa do të ishim të gëzuar sikur të dinim që ndonjërit prej nesh t'i jenë të pranuar agjërimi dhe Ramazani, dhe t'ia uronim nga zemra, ndërsa ata të cilëve nuk u është pranuar, t'i ngushëllonim.Kjo ishte koha e shpalljeve të të gjitha diturive në mënyrë koncize. Kjo është quajtur mendja kuranore, e cila udhëzon njeriun në rrugën e vërtetë. Në muajin e Ramazanit zbulohet realiteti i gjërave. Nefsi gjatë agjërimit edukohet dhe qetësohet (nefsi mutmeinne).

Tek personi që agjëron me plot kuptimin e fjalës, manifestohen këto cilësi: bujaria, mbështetja e fuqishme tek All-llahu, rritja e ibadetit, nderimi i obligimeve fetare, falënderimi ndaj Allahut, kënaqësia e kryerjes së urdhëresave të All-llahut dhe sinqeritet i plotë ndaj Allahut.

**Më i mirë se sa një mijë muaj**

Melekët përshëndetin me selam ata që janë të bindur, pranim (kabul) dhe mirësi (ihsan), nëse



je në gjumë. Selam me kënaqësi (ridvan), nëse nuk je aq i bindur, selam me falje (bil-gufran) për ata në varre dhe selam me lehtësim dhe aromë. Xhibrili a.s. i përshëndet me selam ata që janë ulur, melekët e tjerë i përshëndesin ata që janë në gjumë, ndërsa All-llahu, i Lavdëruari dhe i Lartësuari xh.sh., u jep selam robërve që qëndrojnë në namaz.Nuk mbetet asnjë pëllëmbë në Tokë, në të cilën melekët të mos bëjnë sexhde duke u lutur për besimtarët dhe besimtaret. Transmetohet se, kur zbret Xhibrili a.s., në natën e Kadrit, nuk lë asnjë besimtar pa e përshëndetur dhe, duke ia kapur dorën, e shenjë e kësaj është se lëkura rrëqethet, zemra i zbutet dhe sytë i lotojnë. Prandaj, në këtë natë zbret meleku më i ndershëm për të vizituar robërit e devotshëm të Zotit. Një prej të veçantave, një prej mirësive të Ramazanit është nata e Kadrit. Zoti për këtë natë thotë:"Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj". (El Kadr,3) Një mijë muaj bëjnë 83 vjet. Subhanallah, çfarë vlere i ka dhënë Allahu xh.sh. jetës së myslimanit.

Prandaj, mos e anashkalo dhe mos e asgjëso muajin e Ramazanit. Ai vjen vetëm për të mirën tënde. Ky Ramazan që do të vijë, me lejen e Allahut, E lus Allahun të na japë jetë ta presim. Ky më nuk kthehet kurrë në këtë jetë. Me këtë Ramazan do të takohesh me Allahun xh.sh. ose do të jesh krenar, i gëzuar, ose do të jesh i mërzitur, në varësi prej veprave që kë.

Tregohet një tregim në librin Delilu Sailin (Argumenti i pyetësve), se si një njëri ka qenë duke



agjëruar në një ditë që kishte qenë shumë e nxehtë, dhe të tjerët e kishin pyetur: A je agjërushëm? Ai është përgjigjur: Po. I kanë thënë: Si po agjëron në këtë ditë shumë të nxehtë? Ai është përgjigjur: Dynjaja ka qenë edhe para meje, unë nuk kam qenë fare, unë do të shkoj nga kjo dynja dhe dynjaja do të mbetet, prandaj nuk dëshiroj të humbas asnjë ditë prej ditëve të jetës sime. Kujdesu për ditët e jetës sate, në veçanti për ditët e muajit Ramazan, sepse ato ditë sjellin shumë të mira, shumë shpërblime, shumë dhurata.

**Disa shpërblime të muajit Ramazan janë:**

1. Na gëzon dy herë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjëruesi ka dy gëzime: gëzohet kur bën iftar, dhe gëzohet kur do ta takojë Zotin e vet". (Muslimi).

2. Për ne ndërmjetëson. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi dhe Kur'ani do të ndërmjetësojnë për njeriun në ditën e Kiametit". (Ahmedi).

3. Për nder të Ramazanit hapen dyert e Xhennetit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Xhennet ka një derë, e cila quhet Rejan. Në këtë derë do të hyjnë vetëm agjëruesit në ditën e Kiametit, dhe nga kjo derë nuk do të hyjë askush tjetër". (Buhariu, Muslimi).

4. Mbyllen dyert e Xhehennemit. Pejgamberi a.s.ka thënë: "Agjërimi është mburojë dhe fortifikatë nga zjarri i Xhehenemit". (Ahmedi). Në muajin e Ramazanit hapen dyert e Xhennetit dhe mbyllen dyert e Xhehennemit.

5. Prangoset armiku ynë i përbetuar, shejtani.

6. Na bën më të devotshëm etj. etj..

Muhamed Mustafaja a.s. ka thënë: "Agjëro sepse agjërimi nuk ka shok".

*Selam alejke, o muaj i agjërimit!*
*Selam alejke, o muaj i namazit!*
*Selam alejke, o muaj i imanit!*
*Selam alejke, o muaj i Kur'anit!*
*Selam alejke, o muaj i shkëlqimit!*
*Selam alejke, o muaj i faljes!*
*Selam alejke, o muaj i shkallëve dhe shpëtimit!*
*Selam alejke, o muaj i pendimit dhe ibadetit!*
*Selam alejke, o muaj i dijetarëve të vërtetë (arifin)!*
*Selam alejke, o muaj i muxhtehidinëve!*
*Selam alejke, o muaj i sigurisë!*

*Për të padëgjuarit dhe të pabindurit je larg, ndërsa për muttekitë je rahati dhe qetësi.*

*Selam mbi kandilat dhe dritat vezulluese, në sytë që janë zgjuar, në sytë që lotojnë, në mihrabet me aromë, në shpjegimet që përhapen dhe gufojnë, në ofshamat që ndriçohen nga zemrat e flakta të besimtarit.*

*O Allah, na prano agjërimin dhe namazet, na bëj prej atyre që veprat e këqija u ke zëvendësuar me të mira, me mëshirën Tënde na fut në Xhennetin Tënd, o Mëshirues mbi mëshiruesit. Amin!*

(1) Kurani me përkthim shqip nga Sherif Ahmeti. (2) Hadithet imam Neveviu. (3) Libri Delilu Saailiin autor enes ismail ebu davud 1416 hixhri.(4) Libri Durusul-mesxhid fi Ramadan. (5) "Ihja Ulum ed-din" Immam El Gazali

# Vlera dhe rëndësia e dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit

**Mr. Fitim Gashi**

**Dhuntitë dhe begatitë e Allahut të Lartësuar ndaj robërve të Tij janë të shumta dhe të llojllojshme. Koha, në esencë është një nga begatitë më të mëdha për njerëzimin mbarë. Nëpërmes shfrytëzimit të saj në mënyrën e duhur, njëriu arrin synimet dhe aspiratat e tij.**

Vlera e madhe e saj vërehet në faktin se Allahu i Lartësuar më së shumti është betuar në kohën, madje një sure e tërë është emërtuar El-asr-Koha. E dihet mirëfilli se Allahu i Lartësuar nuk betohet në ndonjë send dhe nuk i jep përkatësi të Veten, përveçse gjërave që janë ekskluzive dhe të një rëndësie të veçantë. Allahu i Madhërishëm nga kohët veçoi disa muaj, ditë dhe net, i begatoi ato në mënyrë që t'u mundësojë robërve të Tij që, duke i shfrytëzuar ato, të marrin shpërblim të shumëfishtë dhe të jenë sa më afër mëshirës dhe rahmetit të Allahut. Muaji i bekuar i Ramazanit është i dalluar dhe veçohet nga muajt e tjerë; agjërimi në këtë muaj është farz dhe me të praktikohet një nga pesë shtyllat e Islamit. Vlera dhe rëndësia e muajit të Ramazanit në përgjithësi, është shumë e madhe, ndërsa dhjetë ditët e fundit të tij kanë një vlerë të veçantë. Këto ditë në të vërtetë janë pjesa e zgjedhur dhe më madhështore e muajit të Ramazanit, janë yndyra dhe fryti i tij, si dhe përbëjnë kurorën e tij. "Zoti yt krijon ç'të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja". (El Kasas, 68). Pejgamberi a.s. në këto dhjetë ditë përpiqej dhe angazhohej më shumë në vepra të mira sesa në ditët e tjera, për se na njofton Aishja r.a., e cila thotë: "I Dërguari i Allahut angazhohej me adhurim në dhjetëditëshin e fundit, me një angazhim që nuk e bënte jashtë tij" (Muslimi). Po ashtu Aishja r.a. transmeton: "I Dërguari i Allahut e përziente natën e njëzetë me namaz dhe gjumë, por, kur fillonte dhjetëditëshi i fundit, angazhohej maksimalisht dhe i përkushtohej adhurimit". (Buhariu dhe Muslimi). Këto dhe të tjera hadithe tregojnë për vlerën e dhjetëditëshit të fundit të Ramazanit dhe kujdesin e shtuar të Pejgamberit a.s. për t'i shfrytëzuar dhe për t'u angazhuar me adhurime llojesh të ndryshme. Pejgamberi a.s. shtonte adhurimin këto dhjetë ditë dhe angazhohej me adhurim me një përkushtim të tillë, saqë mezi e jemi të nevojshëm më shumë, ne të cilët gabojmë dhe kemi mangësi, që ta marrim atë për shembull, ashtu që t'ua dimë vlerën këtyre ditëve dhe të angazhohemi sa më shumë në ato ditë, ndoshta Allahu i Madhërishëm na përfshin me mëshirën dhe rahmetin e Tij dhe na begaton me dhuntitë e Tij.

**Veçoritë e dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit**
**Namazi i Natës**

S'ka dyshim që namazi i natës ka një vlerë të veçantë, është një adhurim përmes të cilit krijohet një lidhje e fortë në mes robit dhe Zotit të tij. Namazi i natës është prej ibadeteve më të dashura tek Allahu i Lartësuar dhe që shpërblehen dhe kanë vlerë më së shumti. Muhamedi a.s. ka thënë: "Namazi më i vlefshëm pas farzeve, është namazi i natës". (Muslimi). Namazi i natës është i vlefshëm për shumë arsye, nga të cilat veçojmë:

- Përmes namazit të natës njeriu pastron zemrën e tij, sepse adhurimi i Allahut mbetet synimi i vetëm.
- Fitimi i kënaqësisë së Allahut të Lartësuar. Kur myslimani fal namaz nate, me këtë bëhet i veçantë, sepse ata që falin namaz nate, nuk janë të shumtë. Me të falur natën myslimani I afrohet Allahut të Madhërishëm dhe fiton kënaqësinë e Tij.

- Falja natën është cilësi e besimtarëve të devotshëm, Allahu i Lartësuar i ka veçuar për të mirë ata që ngrihen natën për adhurim, duke i quajtur robër të Mëshiruesit. Në Kur'anin famëlartë thuhet: "E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë:"Paqe"!. Dhe që, për hir të Zotit të tyre, natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë (falen)". (El Furkan, 63-64).

- Namazi i natës i jep pozitë të lavdëruar falësit. Allahu i Madhërishëm thotë:" Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (me Kur'anin-namazin), është e sigurt se Zoti yt do të të ngrejë ty në një vend të lavdishëm". (El Isra 79). Nga kjo që u përmend, e kuptojmë se vlera e namazit të natës është shumë e madhe në të gjitha kohët, ndërsa në muajin e Ramazanit, dhe në veçanti në dhjetëditëshin e fundit të tij, namazi i natës ka një vlerë të veçantë. Pejgamberi a.s. thotë: "Kush ngrihet të falet natën (në Ramazan) me bindje dhe përpikmëri, i falen mëkatet e tij të mëparshme". (Buhariu dhe Muslimi). Po ashtu Aishja r.a. tregon: "Pejgamberi a.s., kur vinte dhjetëditëshi i fundit i Ramazanit, i ngjallte netët (me ibadet), zgjonte prej gjumi familjen e tij, përpiqej (për ibadet të shumtë) dhe shtrëngohej (për adhurim) si dhe largohej nga marrëdhëniet seksuale me gratë (e veta)". (Muslimi). Muhamedi a.s. angazhohej me namaz nate përgjatë këtyre dhjetë ditëve më shumë sesa herëve të tjera, e zgjonte familjen e tij dhe largohej nga gratë e tij për t'iu përkushtuar namazit dhe adhurimit, në mënyrë që të arrinte mirësinë e këtyre ditëve, dhe ishte në kërkim të natës së Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj[1]. Prandaj edhe ne duhet të përpiqemi sa më shumë dhe të ndjekim shembullin e Muhamedit a.s. për t'u angazhuar dhe për të bërë namaz nate gjatë këtyre ditëve të begatshme, në mënyrë që të fitojmë mëshirën dhe begatinë e Allahut Fuqiplotë. Falja e namazit të natës lejohet në cilëndo kohë prej pas namazit të jacisë e deri në fillimin e kohës së namazit të sabahut, por preferohet vonimi i tij në pjesën e tretë të natës.

**Nata e Kadrit**

Ajo që e bën të veçantë më së shumti dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit, është se në të gjendet nata e Kadrit, e cila konsiderohet si një nga dhuntitë më të mëdha për Ymetin mysliman. Muhamedi a.s. ka thënë: "Kërkojeni natën e Kadrit në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit". (Buhariu dhe Muslimi). Vlera e kësaj nate është shumë e madhe, ndërsa begatia më e madhe e saj është se në të ka zbritur Kur'ani famëlartë. Allahu i Lartësuar ka treguar se në këtë natë caktohet e ndahet çdo çështje në mënyrë të prerë, pra caktohet çdo gjë që do të ndodhë për një vit të tërë, shkruhen në të të gjallët dhe të vdekurit, të shpëtuarit dhe të humburit, të lumturit dhe të mjerët, krenari dhe i poshtëruari etj., nga ato që Allahu dëshiron të ndodhin për atë vit. Allahu i Madhërishëm në Kur'anin famëlartë thotë: "Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë". (Ed-Duhan, 3 - 4). Po ashtu Allahu i Madhërishëm, për këtë natë të begatë ,thotë: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në të (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti), është paqe deri në agim të mëngjesit". (El Kadr, 1 - 5).

Vlerat e kësaj nate janë të shumta, nga të cilat veçojmë:

- Allahu i Lartësuar në këtë natë të begatë ka zbritur Kur'anin, i cili është udhëzimi i njerëzve dhe është shkak për lumturinë e tyre, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

- Vlerësimin që Allahu i Madhërishëm i ka bërë kësaj nate, e ka shprehur në ajetin e Kur'anit në mënyrë pyetëse: "E ç'të bëri ty të dish se ç'është nata e Kadrit?". -Kjo natë është më e vlefshme se një mijë muaj, do të thotë, është më e vlefshme se tetëdhjetë e tre vjet.

- Në këtë natë zbresin Engjëjt (Melaiket), dhe zbritja e tyre është e shoqëruar me shumë të mira, me begatinë dhe mëshirën e Allahut. -Ajo është shpëtim, për vlerat që i ka dhënë Allahu i Madhërishëm kësaj nate, që të na shpëtojë nga dënimi dhe nga vuajtjet me anë të namazit, lutjeve të shumta dhe adhurimit që bëhet gjatë kësaj nate të begatshme.

- Allahu i Lartësuar ka zbritur në Kur'an një kaptinë (sure) të plotë, që flet mbi vlerat dhe begatitë e kësaj nate dhe që lexohet deri në Ditën e Gjykimit.

Vlera e madhe e kësaj nate vërehet edhe nga ajo që ka përmendur Muhammedi a.s. në një hadith: "Kush falet natën e Kadrit me iman (besim të plotë) dhe me bindje se do shpërblehet nga Allahu i Madhërishëm, do t'i falen atij të gjitha mëkatet që ka bërë". (Buhariu dhe Muslimi). Allahu i Madhërishëm nga Mëshira e Tij bëri që njerëzit të mos e dinë saktësisht se kur është Nata e Kadrit, me qëllim që ata të angazhohen sa më shumë në kërkim të saj, duke shtuar adhurimin dhe veprat e mira në këto ditë të vlefshme e të begatshme.

Prandaj na takon neve që ta kujtojmë e ta lusim Allahun sa më shumë, sidomos me lutjen që Profeti a.s. i mësoi Aishes r.a., e cila e kishte pyetur se çfarë të thoshte, nëse do ta kuptonte se mund të ishte nata e Kadrit. Muhamedi a.s. tha: Thuaj: "Allahumme in-neke Afuvun tuhib-bul afve feafu an-nij" që do të thotë: "O Allah, me të vërtetë Ti je Falës (i mëkateve) dhe e do faljen, m'i fal mua mëkatet e mia"! (Tirmidhiu)[2].



**I'tikafi**

Prej veçorive të dhjetëditëshit të fundit të Ramazanit është edhe I'tikafi. I'tikaf do të thotë: Qëndrimi në xhami me qëllim veçimi me respekt dhe adhurim ndaj Allahut të Lartësuar. I'tikafi është prej syneteve të pohuara me librin e Allahut dhe synetin e të Dërguarit të Tij. Allahu i Lartësuar thotë: "E kur të jeni të izoluar (në i'tikaf) në xhami, të mos u afroheni atyre (grave për marrëdhënie intime)". (El Bekare, 187). Aishja r.a. transmeton: "Pejgamberi a.s. qëndronte në I'tikaf gjatë dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit derisa ia mori shpirtin Allahu, ndërsa, pas vdekjes së tij, gratë e tij qëndronin në I'tikaf" (Buhariu dhe Muslimi). I'tikafi njihet qysh nga kohët e lashta dhe ishte pjesë edhe e legjislacioneve të mëhershme. "Ibrahimin dhe Ismailin i urdhëruam: ju të dy pastroni shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që falen aty". (El Bekare, 125). Qëllimi i I'tikafit është largimi i njeriut nga njerëzit për t'iu përkushtuar adhurimit të Allahut dhe për t'u angazhuar për arritjen e shpërblimit dhe për arritjen e natës së Kadrit. Për këtë arsye, ai që qëndron në I'tikaf, duhet të përkushtohet sa më shumë për adhurim dhe në lutje ndaj Allahut të Lartësuar e të largohet nga ajo që nuk i hyn në punë nga gjërat e kësaj bote. Atij që qëndron në I'tikaf, i ndalohen marrëdhëniet intime dhe çdo gjë që u paraprin atyre. Po ashtu i ndalohet dalja nga xhamia, përveç në raste të domosdoshme, siç janë: nevojat fiziologjike, marrja e abdesit të obliguar, marrja e gusllit nga xhunubllëku, si dhe ushqimit dhe pijes, nëse nuk ka kush t'ia sjellë në xhami. E, ndërkaq, dalja e tij nga xhamia për ndonjë vizitë, shitblerje e të ngjashme me to, është e ndaluar dhe nuk lejohet[3].

E lusim Allahun e Madhëruar që të na mundësojë të bëjmë sa më shumë vepra të mira në këto ditë të vlefshme të begatshme. O Allah, na e shto begatinë Tënde në veprat tona e në kohën tonë, dhe na ndihmo ne të shtojmë ibadetin dhe veprat e mira! O Zoti ynë, na i fal gjynahet tona dhe na mëshiro, na e fal dhe na e mbulo çdo gabim, dhe na mba në këtë besim deri në ditën kur të takohemi!

[1] Erbeune dersen limen edreke Ramadan, Abdulmelik el Kasim f.131-132. Darul kasim. Rijad. Pa vit të botimit. [2] Shih:Es-sevm Fikhuhu ve Esraruhu, Mahjud-din Mitu f.128-130. Darul kalem. Dimeshk-Bejrut. Bot. 4. 1979, dhe Erbeune dersen limen edreke Ramadan, Abdulmelik el Kasim f.126-128. [3] Shih: Es-sevm Fikhuhu ve Esraruhu, Mahjud-din Mitu f.122-124.

# Rregulla të veçanta për agjërimin e femrave

**Fehime Gashi-Jusufi**

**Allahu xh.sh. është Krijuesi i çdo krijese dhe është Ligjvënësi i çdo gjëje në gjithësi…Zoti i Madhëruar e krijoi femrën, një ndër krijesat më të bukura që i ngjan rrezes së bukur të guacës, një diamant më i shtrenjtë i kësaj bote me bukurinë trupore dhe shpirtërore. E nuk ka dyshim që Islami i ka kushtuar kujdes të veqantë femrës dhe në shoqërinë monoteiste islame femra ka dinjitetin dhe identitetin e saj.**

Në fenë islame, gruaja është një entitet i pavarur dhe, sipas kësaj, një qenie njerëzore plotësisht përgjegjëse. Islami asaj i drejtohet në mënyrë të drejtpërdrejtë dhe nuk i qaset me ndërmjetësimin e meshkujve.[1] Nëse përqafimi i Islamit nga një femër është çështje krejtësisht personale në traditën islame dhe nuk mund të bëhet përmes dikujt tjetër, të tilla janë edhe obligimet dhe detyrat, të cilat Islami ia cakton asaj përkrah mashkullit. Askush tjetër nuk mund t'i bëjë ato në emër të saj. Ajo i kryen aktet e saj të adhurimit thjesht në bazë të qëllimit dhe në përputhje me konstruktin fizik të saj, dhe si të tilla ato në Islam trajtohen si arritje të saj personale, sepse Zoti ka proklamuar:[2] (Shih, En-Nahl, 97) Megjithatë, ekzistojnë disa rregulla të kufizuara sekondare, në të cilat është treguar dallimi në mes dy gjinive. Mirëpo, këto janë paraparë vetëm për t'u mundësuar që të dy gjinitë të shprehin fenë në mënyrë të çiltër dhe në përputhje me natyrën e tyre përkatëse njerëzore.[3] Allahu xh.sh. na obligon me ibadete të gjithë njësoj pa dallim, por natyra e femrës dhe konstrukti i saj psikofizik dallon nga disa gjëra, prandaj në vazhdim dëshiroj të trajtoj si manifestohet agjërimi tek femrat në raste specifike dhe si duhet të veprojë femra në ato rrethana. Meqenëse jemi në prag të këtij ibadeti, të ndalemi pak t'i trajtojmë më detajisht disa çështje të lidhura ngushtë me këtë adhurim dhe si manifestohet kryerja e këtij obligimi tek femrat në përgjithësi.

**Njoftim i shkurtër rreth ciklit menstrual tek femrat**

Zoti e krijoi natyrën e femrës në atë mënyrë që, si shenjë për hyrjen e saj në moshën madhore, të jetë shfaqja e ciklit mestrual, që nuk ka moshë të caktuar prej 9 vjeç e më shumë pavarësisht nga krijimi i saj. Kjo dukuri shfaqet një herë brenda çdo muaji. Për ditët e ciklit Pejgamberi a.s. ka thënë: "Menstruacion konsiderohet prej 3 ditëve deri në 10 ditë, e më shumë ose më pak konsiderohet istihada (çrregullim). Duke marrë parasysh natyrën e femrës dhe veçantitë e krijesës së saj, Islami ka bërë për të disa lehtësi dhe përjashtime gjatë kryerjes së ritualeve fetare.

**Këto janë:**

Namazi, agjërimi, hyrja në xhami, bërja tavaf, prekja ose leximi i Kur'anit.

Të gjitha këto veprime ndalohen gjatë periudhës së menstruacionit.

1. Femra me menstruacion (hajz) dhe istihada gjatë agjërimit

Femra, së cilës i shfaqet cikli mestrual gjatë ditëve të ramazanit, duhet ta ndërpresë (anulojë) menjëherë agjërimin, sepse Allahu ka ndaluar agjërimin në këtë gjendje dhe e ka mëshiruar femrën, ngase ajo dobësohet fizikisht e mund të ketë edhe dhimbje, kështu që nuk është në gjendje për adhurim; edhe në qoftë se agjëron, ai agjërim nuk vlen dhe pas Ramazanit duhet të kompensojë aq ditë sa nuk ka agjëruar. Nëse madje vetëm pak çaste para iftarit, asaj i prishet agjërimi. Kohëzgjatja e ciklit mestrual nuk është e njëjtë te të gjitha femrat, p.sh., nëse një femër ka menstruacionet gjithnjë 8 ditë po vetëm në ramazan i zgjat më shumë, 10-12 ditë, ajo duhet ta marrë për bazë 8-ditëshin, e ato që i shtohen janë istihada, që do të thotë-çrregullim. Nëse ndërpriten menstruacionet gjatë natës, qoftë



edhe pak çaste para sabahut, atëherë femra e ka të detyruar agjërimin edhe nëse bën banjë pasi të ketë aguar dita.

Sot jetojmë në kohën kur mjekësia ka shënuar një zhvillim të jashtëzakonshëm dhe ka mundësi për përdorimin e tabletave që parandalojnë menstruacionet.[4] Mirëpo, a lejohet të përdoren apo jo? Për këtë, kemi mendime të dijetarëve, siç janë Ibni Tejmie e disa të tjerë, që thonë: "Nuk ka problem marrja e pilulave për të parandaluar ardhjen e menstruacionit në muajin e Ramazanit, me kusht që specialistët e mjekësisë të dalin me qëndrimin se përdorimi i tyre nuk dëmton shëndetin e femrës dhe nuk sjell efekte anësore tek ajo".[5] Ndërsa dijetari Ibn Xhibrin thotë: "Me përdorimin e tyre, synohet thjesht agjërimi bashkë me të tjerët, duke shmangur vështirësitë e kryerjes së tij veçmas, atëherë unë gjykoj për mospërdorimin e këtyre pilulave. Sepse Allahu e ka caktuar këtë gjë për të gjitha bijat e Ademit, prandaj ajo duhet të kënaqet me atë që i ka ndodhur, dhe të bëjë durim ndaj caktimit të Allahut e ta dijë se çdo njeri shpërblehet sipas nijetit (qëllimit)".[6] Nëse pastrohet brenda ditës, nuk i pranohet agjërimi i pjesës së ditës së mbetur, kurse obligohet ta agjërojë pjesën tjetër të ditës së mbetur. Për këtë ka kundërshtime në mes dijetarëve:[7]

1.Duhet të agjëroj pjesën tjetër të ditës, në shenjë respekti për kohën, dhe duhet ta kompensojë më vonë. Ky është mendim i Imam Ahmedit.

2. Nuk duhet agjëruar pjesa tjetër e ditës për arsye se një gjë e tillë lejohet (për arsye të justifikueshme) ky është medhhebi i Imam Malikut dhe Shafi`iut.[8]

**2.Gratë kur janë me Nifas-(Lehonat)**

Nifasi është një periudhë e gruas. Ajo pas lindjes së fëmijës ka gjakrrjedhje më së shumti mund të ketë 40 ditë dhe, nëse është më gjatë, është istihada (çrregullim) e më së paku mund të mos ketë fare gjakrrjedhje (d.m.th. nuk është i caktuar). Nëse pastrohet para 40 ditësh, duhet të fillojë të agjërojë, falet etj., kështu që rregullat janë të njëjta me atë që është me (hajz)-menstruacion dhe duhet të ndërpresë agjërimin, e t`i kompensojë më vonë ditë për ditë. Nëse ndonjë grua shtatzënë aborton spontanisht kur foshnja ka filluar të krijohet, atëherë konsiderohet lehonë dhe nuk duhet të agjërojë. Në qoftë se nuk ka filluar të krijohet foshnja, atëherë gjakrrjedhja nuk konsiderohet lehoni dhe, nëse mundet, duhet të fillojë agjërimin.[9]

**3.Gratë shtatzëna (me barrë) dhe gjidhënëset**

Femrat myslimane, nëse gjatë muajit Ramazan janë shtatzëna apo kanë fëmijë në gji, atëherë Allahu lejon që ato të ushqehen, nëse frikësohen për ndonjë pasojë negative në shëndetin e fëmijëve të tyre, si p.sh. pakësimi i ushqimit me të cilin ushqehet foshnja në barkun e nënës së vet, ose pakësimi i qumështit të gjirit. Nëse çështja është kështu, atëherë ato kanë të drejtë ta prishin agjërimin dhe duhet t'i shlyejnë këto ditë në një kohë tjetër dhe, krahas kësaj, të ushqejnë një të varfër.[10] Ndërsa, nëse frikësohen për vetveten, kur nuk mund të agjërojnë, atëherë ato janë të lira që të mos agjërojnë, dhe t'i agjërojnë ato ditë në një kohë tjetër e nuk detyrohen të ushqejnë (të varfër).[11] Pra, kjo na bën të kuptojmë se feja islame është fe e tolerancës, dhe se Sheriati islam kujdeset prej embrionit të njeriut d.m.th., që i lejohet nënës të hajë gjatë Ramazanit për hir të fëmijës ende pa lindur. Po ashtu kujdeset për fëmijën e porsalindur derisa ai varet nga qumështi i nënës.[12] Gjithashtu transmetohet nga një njeri i Beni Abdil ibn Ka'ëb ibn Malikut, i quajtur Enes ibn Malik, se Muhamedi a.s. ka thënë :"Zoti i Madhëruar ia ka shkurtuar namazin udhëtarit dhe ia ka lejuar prishjen e agjërimit. Ai gjithashtu ia ka mundësuar gruas që i jep gji fëmijës dhe asaj që është me barrë, për shkak të mëshirës ndaj fëmijëve të saj". (Përmbledhësit e suneneve).[13] E të gjithë personat që me arsye objektive janë të penguar të agjërojnë ditët e Ramazanit, natyrisht duhet të shmangin ngrënien publikisht, në mënyrë që të mos u japin shkas personave të tjerë që nuk e dinë arsyen,për të menduar se ata nuk agjërojnë fare.[14]

[1] Dr.Hasan Turbai, Gruaja në Islam, Shkup 1995, Logos, f.9 [2] Ibid, f.15 [3] Dr.Hasan Turbai, Gruaja në Islam, Shkup 1995, Logos, f.17 [4] Shejh Salih Feuzan, Fetva rreth çështjeve mjekësore të Ramazanit, Gjilan, 2008, f.20. [5] Seri fetvash për femrën muslimane, Agjërimi dhe Haxhi, Nektari esxh, f.11 [6] Ibid, f.12 [7] Shejhu Thejmin, Mexhalisu Shehru Ramadan, f.56 [8] Ibid, f.52 [9] 70 ështje Rreth Agjërimit, Gjurma, f.35 [10] Agjërimi dhe Haxhi, f.16-17 [11] Agjërimi dhe Haxhi, f.17 [12] Mr.Zekerija Bajrami, Agjërimi Pse dhe Si,Shkup 11999, f.103 [13] Mustafa Sibai, Rregullat e Agjërimit dhe filozofia e tij, Shkup, 1999, f.12 [14] Bilal Hasanoviç, Ilmudini, f.111-112

# Ramazani një shans i mirë për ne të rinjtë

**Fejsal Spahiu**

**Personaliteti i të riut mysliman duhet të jetë simbol i sinqeritetit dhe besnikërisë, ndërsa tradhtia duhet të jetë fjalë e panjohur për fjalorin e tij. Tradhtia është tipar i shëmtuar për çdo person, në veçanti për të riun, dhe kjo në asnjë mënyrë nuk përputhet me besimin, që është themel i personalitetit të shëndoshë dhe karakterit të fortë të të riut mysliman**

Çfarë i nevojitet më së shumti një të riu në këtë moment? Një edukim i mirë? Një punë e mirë? Një karrierë? Paratë? Çdo individ përcakton qëllimet që janë të rëndësishme për të, disa prej të cilave janë afatshkurtra, kurse disa të tjera kanë karakter më afatgjatë. Megjithatë, asnjë nga këto nevoja nuk është aq e rëndësishme sa mirësia me të cilën jemi të bekuar në çdo moment, e ajo është frymëmarrja. Kanë kaluar afërsisht 40 sekonda që prej se ti lexues i dashur ke filluar të lexosh këtë artikull dhe, nëse ju nuk do të ishit në gjendje të merrnit frymë për këto 40 sekonda, me siguri do të kishit dhënë gjithçka që zotëroni nga pasuria juaj, që edhe një herë të ishit në gjendje për të marrë frymë, po të vazhdonte kjo gjendje dhe për 1 minutë të vetme do të humbnit vetëdijen, kurse vdekja e trurit tuaj do të pasonte në vetëm 2 ose 3 minutat e ardhshme. Deri tani keni marrë frymë afërsisht rreth 16 herë e derisa të përfundoni leximin tuaj, do të merrni frymë edhe 200 herë të tjera, e nga kjo pa dyshim që vërehet mrekullia e Allahut xh.sh. që të ka dhuruar ty, o i ri, një trup të shëndoshë me frymëmarrje të fortë. Prandaj shtrohet pyetja: A nuk meriton falënderim kjo dhuratë e çmueshme? Dhe, më trego, lexues i dashur, ku ka falënderim më të mirë se kryerja e obligimeve të tua fetare dhe ibadeteve ndaj dhuruesit të pakufishëm të të gjitha atyre që ti posedon. E një nga format me të cilat ne falënderojmë Krijuesin për të mirat që na ka dhuruar, pa dyshim është edhe agjërimi i muajit të Ramazanit, ku gërshetohet falënderimi me përfitimin që merr individi. Çdo sjellje tjetër, e kundërt me këtë, do të konsiderohej si tradhti ndaj atij që të pajisi me këto të mira.

Personaliteti i të riut mysliman duhet të jetë simbol i sinqeritetit dhe besnikërisë, ndërsa tradhtia duhet të jetë fjalë e panjohur për fjalorin e tij. Tradhtia është tipar i shëmtuar për çdo person, në veçanti për të riun, dhe kjo në asnjë mënyrë nuk përputhet me besimin, që është themel i personalitetit të shëndoshë dhe karakterit të fortë të të riut mysliman.Allahu xh.sh. në Kur 'anin famëlartë na rrëfen për shumë shembuj të të rinjve besnikë, të cilët nuk e kanë njollosur karakterin e vet me njollat e tradhtisë, e ne do ta veçonim rastin e Jusufit a.s., i cili i qëndroi besnik Zotit dhe fesë dhe nuk i tradhtoi idealet fetare duke iu dhënë amoralitetit.

### Objektiva duhet të çojnë në ndryshime pozitive në jetën e myslimanit

Me fjalë të tjera, Kur'ani famëlartë rrëfen se Jusufi a.s. në moshën e rinisë u gjend para një sprove të madhe të moralit, gjegjësisht iu krijuan të gjitha kushtet materiale të bënte zina - prostitucion, bile femra që e thërriste për këtë vepër të shëmtuar, iu vërsul atij për ta detyruar të kryente këtë vepër të turpshme, por ai, nën mbrojtjen e Zotit, në asnjë mënyrë nuk pranoi të tradhtonte besimin dhe karakterin e pastër e të fortë që posedonte. Po ashtu, me këtë qëndrim ai dha shembull se si nuk duhet të tradhtohet as personi që të bën një të mirë, sepse gruaja që e thërriste për atë vepër, ishte gruaja e ministrit të atëhershëm egjiptas, i cili edhe e kishte nderuar Jusufin duke e marrë në shtëpi të vet, dhe kjo nuk i jepte atij të drejtë



as në këtë aspekt që ta tradhtonte moralisht zotërinë që e kishte nderuar.Pa dyshim që agjërimi është forcim i moralit të të riut në këtë aspekt, si dhe është falënderim për të mirat që të ka dhuruar Allahu ty.Ramazani është muaji i ndryshimit, ngase me agjërim myslimani ndryshon rutinën e përditshme të ushqimit ditor. Njeriu ha dy a tri herë në ditë, kurse në muajin e Ramazanit agjëron, gjegjësisht këtë rutinë të ushqimit e ndryshon me syfyrin dhe iftarin. Ky ndryshim i rutinës ditore është prolog për gatishmërinë e ndryshimeve të mëdha që duhet t'i bëjë myslimani i ri në jetën e tij. Normalisht, ndryshimi duhet bërë në emër të Allahut, në përputhje me udhëzimet e Tij dhe duke synuar kënaqësinë e Tij. Kjo, sepse në hadith kudsij qëndron se Allahu i Madhërishëm, për agjëruesit e sinqertë, thotë: "E lë hajen dhe pijen për hir Timin". Kjo qasje ndaj agjërimit konsiston në faktin se myslimani duhet të ketë objektiva madhorë në jetën e tij, dhe këta objektiva duhet të çojnë në ndryshime pozitive në jetën e myslimanit, që të jetë një personalitet vërtet i respektuar dhe me peshë në shoqëri.Ndryshimi për të cilin bën thirrje muaji i Ramazanit, nuk ndalet vetëm në nivel individual, por shkon përtej tij dhe përfshin edhe shoqërinë dhe mbarë gjininë njerëzore. Kjo, sepse Ramazani e kthen njeriun të mendojë seriozisht rreth sjelljes së tij në këtë botë, siç e paraqet këtë vetë Kur'ani, kur Allahu i Madhërishëm ua shpalosi meleqëve këtë qenie të dalluar dhe rolin e tij, duke thënë:"Unë po krijoj (po përcaktoj) në Tokë një zëvendës"! Ata thanë: "A do të vësh në të atë që bën çrregullime dhe që derdh gjakrat, e ne Të adhurojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë"! Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini"! (El-Bekare,30). Të qenët zëvendës në tokë, nënkupton veprimin e përhershëm për ndryshime drejt së mirës në gjithë botën, e këtu demonstrohet karakteri universal i mesazhit islam dhe i mesazhit të Ramazanit - për ndryshime. Vëlla i dashur, nuk kam për qëllim që këshilla ime të jetë akuzë për ty, kur them se duhet ta fillosh këtë muaj të shenjtë nga pendimi, pasi pendimi është fillimi dhe mbarimi i rrugës. Pendimi është një gradë e lartë, për të cilën ka nevojë çdo njeri që është nisur në rrugën drejt Allahut. Pendimi, pra, nuk qenka vetëm për ata që bëjnë mëkate, siç mendojnë shumica e njerëzve. I Dërguari i Allahut, që është zotëria i adhuruesve, thotë: "O ju njerëz, pendohuni tek Allahu, sepse unë pendohem tek Allahu në ditë më shumë se 100 herë". (Muslimi)

**Pendimi është ndalesë, vendosmëri, pengim nga mëkatet dhe gabimet**

Kur Allahu i thirri robërit e Tij që të pendoheshin, i thirri me emrin e imanit dhe tha: "Pendohuni të gjithë tek Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". (Nur, 31) Ne të gjithë jemi me mëkate dhe gabime; kush prej nesh nuk gabon, kush prej nesh nuk bën mëkat,

kush prej nesh nuk bën gjynah ndaj Allahut?

Allahu është Ai Që i fal mëkatet, shtrin dorën e Tij natën - që t'ia pranojë pendimin mëkatarit ditën dhe shtrin dorën e Tij ditën - që t'ia pranojë pendimin mëkatarit natën, gëzohet për pendimin e tyre dhe gëzohet që njerëzit pendohen për veprat e tyre të këqija. Për këtë qëllim, Allahu ka hapur derën e pendimit për mëkatarët dhe nuk e mbyll gjersa të lindë dielli nga perëndimi, siç thuhet në hadithet e të Dërguarit të Allahut. Vëlla i dashur! Pendimi është një çështje e lehtë, nuk është diçka e vështirë dhe nuk ka lodhje në të. Pendimi është ndalesë, vendosmëri, pengim nga mëkatet dhe gabimet, pendim për mëkatet që ke vepruar më herët, vendosmëri që të mos kthehesh në atë mëkat në të ardhmen. Rëndësia e kohës dhe e shfrytëzimit të saj ka një domethënie të madhe gjatë këtij muaji. Nëse bëhesh pishman për atë që ka kaluar, i lë gabimet dhe mëkatet në të ardhmen, je i obliguar të kujdesesh për moshën tënde, që të rregullosh kohën që ke para vetes. Nëse ti e humb moshën tënde, ke humbur lumturinë tënde dhe shpëtimin tënd, mirëpo, nëse kujdesesh për të me ato që cekëm më herët, ke shpëtuar dhe ke fituar një kënaqësi dhe një begati. Imam Ibnu El-Xhevziu ka thënë: "Shumica e njerëzve, nëse nata është e gjatë, e kalojnë atë me biseda të padobishme, ose në leximin e librave që nuk sjellin dobi. Nëse dita është e gjatë, e kalojnë atë me gjumë, nëpër bregdete apo nëpër tregje. Të paktë janë ata që e kanë kuptuar ekzistimin e tyre. Ata që e kanë kuptuar këtë, janë në një përgatitje të madhe për udhëtim. Shpejtoni në sezonet e punës para se të kalojnë"!

Kështu, pra, edhe ne, në vend që ta presim syfyrin duke luajtur lojëra të ndryshme apo në gjumë, ta shfrytëzojmë këtë kohë maksimalisht në adhurimin e Allahut dhe meditim për të ardhmen tonë.Gjithashtu ai ka thënë: "Duhet që njeriu ta dijë vlerën e kohës së tij, që të mos humbë asnjë moment në diçka që nuk të afron tek Allahu, t'i japë përparësi asaj që është më e vlefshme dhe fjalëve e veprave të mira. Nijeti i tij le të jetë gjithmonë i pranishëm në ato vepra të cilat ka mundësi t'i kryejë trupi. Shumë prej myslimanëve shfrytëzonin edhe momentet më të vogla. Është transmetuar nga Amir b. Abdu Kajsi, se një njeri i kishte thënë atij: "Ndalu pak të bisedojmë diçka". Ai i tha: "Ndale diellin, ndalem edhe unë". Kishin shkuar tek njëri prej të parëve tanë të mirë në momentet e vdekjes, ndërsa ai falej. E qortuan për këtë. Atëherë u tha: "Tani do të mbyllet faqja ime". Nëse njeriu e kupton seriozisht se me të vërtetë vdekja e ndërpret nga puna, punon aso veprash nga të cilat pason shpërblimi pas vdekjes së tij".

Vëlla i nderuar, këta janë disa shembuj të ndritshëm, të cilët na tregojnë për përpjekjet në adhurimin e Allahut, Këto mund t'i marrim si shembuj gjatë këtij muaji të bekuar dhe t'i praktikojmë në jetën tonë të përditshme. Nëse i



shikon, ndoshta do të shtohet ambicia jote për adhurimin e Allahut. I Dërguari i Allahut falej derisa i ënjteshin këmbët. E pyetën për këtë dhe ai tha: "A të mos jem rob falënderues"? (Muttefekun alejhi)Ebu Bekri ishte prej atyre që qanin shumë, e në veçanti gjatë namazit dhe leximit të Kuranit.Në fytyrën e Omerit gjendeshin dy vija të zeza nga të qarët e shumtë. Aliu qante në mihrabin e tij, gjersa i lagej mjekra nga lotët, dhe thoshte: "Ti, oj dynja, mashtro dikë tjetër, sepse unë të kam shkurorëzuar tri herë". Katadeja e përfundonte Kur'anin çdo javë, ndërsa në Ramazan e përfundonte çdo tri ditë, ndërsa në dhjetë netët e fundit e përfundonte së lexuari Kur'anin çdo natë.Tregtarët e kësaj bote nuk lënë pa bërë asnjë përpjekje dhe nuk lënë pa ndjekur asnjë rrugë e formë që i çon në fitim dhe, gjithashtu, nuk lënë t'u ikë asnjë shans për të fituar. Ti, vëlla i dashur, përse nuk bën tregti me Allahun, përse nuk garon me vepra të mira, që të fitosh një shpërblim të madh prej Allahut, të fitosh një çmim të lartë nga ana e Allahut?

Vëlla i nderuar, Ramazani është një prej shanseve më të mëdha, në të cilin të devotshmit duhet të përgatiten dhe nuk duhet të jenë të pakujdesshëm në gjuetinë e këtij shansi. Ky është muaj i faljes, muaji i fitimit të Xhenetit, muaji i lirimit nga zjarri për atë që ka zemër të shëndosh dhe i drejton gjymtyrët e tij, për atë që nuk e humb kohën e tij me atë që i bën dëm apo me atë që nuk i sjell dobi.

# Agjërimi, mburojë e besimtarit

**Sedat Islami**

**Jemi në muajin e Ramazanit, muajit të madh, muajit të shpërblimeve, muajit, rëndësia e të cilit është jetike për besimtarin. Në këtë hutbe, do të doja të përkujtoja veçoritë, rëndësinë dhe vlerën e këtij muaji madhështor.**

**1. Allahu e ka veçuar muajin e Ramazanit nga muajt e tjerë me cilësi, veçori dhe begati të shumta, prej të cilave janë:**

• Era e gojës se agjëruesit tek Allahu është më e këndshme sesa aroma e myshkut (parfumit),

• Melaiket kërkojnë falje për agjëruesit derisa të bëjnë iftar,

• Allahu çdo ditë zbukuron Xhenetin dhe thotë: Ka gjasa që robërit e Mi të devotshëm, të largohen prej të këqijave dhe të vijnë tek ti!,

• Lidhen shejtanët,

• Hapen dyert e Xhennetit e mbyllen ato të Xhehenemit,

• Në këtë muaj është Nata e Kadrit, e cila është më e mirë se 1000 muaj,

• Në natën e fundit të Ramazanit, agjëruesve u falen mëkatet,

• Allahu liron njerëz nga Xhehenemi, madje për çdo natë.

Më thoni, si ta presim muajin me cilësi dhe begati të tilla! Ta presim të preokupuar nga epshe, marrëzira e humbje kohe?! Apo ardhja e tij të na stërmadhohet dhe të ndihemi keq prej tij?! Allahu na ruajttë, besimtarit nuk i takon kurrsesi të mendojë kështu, madje ai duhet ta presë Ramazanin me pendim, sinqeritet dhe vendosmëri për ta shfrytëzuar këtë muaj për vepra të hajrit.

**2. Veprat e mira që obligohen dhe rekomandohen në këtë muaj**

**2.1. Agjërimi**

Thotë Muhamedi a.s. në një hadith kudsijj: "Çdo vepër e njeriut është për të, një e mirë (shpërblehet) me dhjetë e deri në shtatëqind sosh. Thotë Allahu: Përveç agjërimit, ai Më takon Mua dhe Unë shpërblej për të, (sepse) ai (njeriu) e braktisi dëshirën (seksuale), ushqimin dhe pijet e tij vetëm për Mua. Për agjëruesin ka dy shpërblime: një në iftarin e tij, dhe (tjetrin) kur ta takojë Zotin e vet. Era e gojës së agjëruesit është më e këndshme tek Allahu sesa era e myshkut (parfumit)".[1]

Po kështu thotë Muhamedi a.s. në një hadith tjetër: "Kush e agjëron Ramazanin me besim dhe vetëllogari, i falen mëkatet e mëparshme".[2] Nuk ka dyshim se ky shpërblim marramendës nuk është vetëm për atë që ka lënë ushqimin dhe pijet, por edhe për ata që braktisin fjalët e këqija, ngase Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush nuk i braktis fjalët e këqija, veprimin sipas tyre dhe injorancën, (nuk ka fituar asgjë nga agjërimi), sepse Allahu nuk ka nevojë që njeriu t'i braktisë ushqimin dhe pijet e tij".[3] Në një transmetim tjetër qëndron: "Agjërimi është mburojë; e kur dikush të agjërojë, le të mos i afrohet gruas(gjatë ditës për marrëdhënie intime), të mos i nëpërkëmbë dispozitat e Allahut, të mos shkaktojë grindje dhe të mos bëjë injorancë. Nëse ndokush e shan, le t'i thotë: Unë me të vërtetë jam agjërues".[4] Vëllezër! Nëse agjëroni, le të agjërojnë së bashku me ju edhe dëgjimi, shikimi, gjuha dhe të gjitha gjymtyrët e trupit! Le të mos jetë për ju dita e agjërimit e ngjashme me ditët e tjera.

**2.2. Falja e namazit**

Thotë Muhamedi a.s. "Kush falet në Ramazan me besim dhe vetëllogari, i falen mëkatet e mëparshme".[5]

Kjo është një vërejtje me rëndësi, që namazin e taravive ta falësh me xhemat në xhami, në mënyrë që të shkruhesh prej atyre që kanë falur namazin. Thotë Pejgamberi a.s.: "Kush falet me imamin e tij derisa të largohet (të kryejë namazin), atij i

shkruhet (shpërblimi) sikurse të jetë falur tërë natën".[6]

**2.3. Sadakaja ose lëmosha**

Muhamedi a.s. ishte gjithmonë bujar, porse gjatë muajit të Ramazanit ishte edhe më bujar. Mu për këtë, kishte nxitur për bujari dhe kishte thënë:"Lëmosha më e mirë është në Ramazan".[7] Sadakaja ka forma dhe mënyra të ndryshme:

2.3.1. Thotë Allahu i Madhëruar (Shih El Insan, 8-12)

Të parët tanë ishin të gatshëm për të dhënë bukë, madje, këtë si vepër të mirë, e favorizonin më shumë se disa lloje adhurimi. Kjo nuk përkufizohej vetëm në ushqimin e fukarasë, porse edhe në shtrimin e sofrës për miq, shokë, dashamirës, vëllezër e të tjerë. Prej të parëve tanë kishte njerëz që, edhe pse ishin vetë agjërueshëm, të tjerëve u shtronin bukë dhe u shërbenin. Prej tyre ishte edhe Hasan b. Mubareku. Ebu Sevar El Adeviu rrëfen: "Kam takuar njerëz nga fisi Beni Adijj, të cilët faleshin në këtë xhami dhe asnjëri prej tyre nuk hante vetëm; nëse gjente ndokënd, hanin së bashku, në të kundërtën, e sillte ushqimin në xhami dhe e hante me njerëzit". Nga dhënia e bukës përfitojmë të mira të shumta, prej të cilave: dashuria dhe respekti i ndërsjellë me vëllezërit, të cilëve u ke dhënë bukë. Madje, kjo është edhe shkak për të hyrë në Xhenet. Thotë Muhamedi a.s. "Nuk do të hyni në Xhenet derisa të besoni, dhe nuk do të besoni derisa të duheni".

2.3.2. Dhënia iftar agjëruesve. Thotë Muhamedi a.s. "Kush i shtron iftar agjëruesit, ka shpërblimin sikurse të tij (agjëruesit) duke mos iu cunguar këtij të fundit asgjë nga shpërblimi i tij".[8]

**2.4. Leximi i Kur'anit**

Çdoherë të jemi kureshtarë për leximin e Kur'anit me sinqeritet dhe meditim. Tek të parët tanë, Kur'ani ndikonte shumë. Bejhekiu transmeton nga Ebu Hurejre se, pasi kishte zbritur ajeti: "A prej këtij ligjërimi (Kur'ani) po çuditeni? E po qeshni dhe nuk po qani"?! (En-Nexhm, 59-60), qanë banorët e tendës (mistikët) derisa lotët u rridhnin nëpër faqe. Kur Muhamedi a.s. e dëgjoi të qarët e tyre, qau me ta, e nga të qarët e tij, qamë edhe ne. Atëbotë tha Muhamedi a.s. "Nuk do të hyjë në zjarre ai që qan nga droja e Allahut të Madhëruar".

**2.5. Qëndrimi në xhami pas namazit të sabahut, derisa të lindë dielli**

Muslimi transmeton se Muhamedi a.s. rrinte në xhami derisa lindte dielli. Ndërsa Tirmidhiu transmeton nga Enesi se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush fal sabahun me xhemat, pastaj ulet dhe e kujton Allahun derisa të lindë dielli, pastaj fal dy rekate, ka shpërblimin sikur të ketë kryer një haxh dhe umre të plotë, të plotë, të plotë". Vëllezër, ky shpërblim vlen për çdo ditë të zakonshme, ndërsa në ditët e Ramazanit ka vlerë të veçantë.

**2.6. I'tikafi ose qëndrimi në xhami**

Buhariu transmeton se Muhamedi a.s. bënte I'tikaf në Ramazan 10 ditë, ndërsa në vitin kur vdiq qëndroi 20 ditë".

**2.7. Umreja në Ramazan**

Është vërtetuar se Muhamedi a.s. ka thënë: "Umreja në Ramazan krahasohet me një haxh (për shpërblim)".[9]

**2.8. Të kërkuarit e Natës së Kadrit**

Thotë Allahu(Shih: El Kadr, 1-3) Ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush falet në Natën e Kadrit me besim dhe vetëllogari, i falen mëkatet e mëparshme". [10]Muhamedi a.s. e kërkonte Natën e Kadrit dhe i urdhëronte ashabët që ta kërkonin atë, ndërsa në dhjetë netët e fundit e zgjonte familjen e tij për t'u falur dhe shpresonte që ta arrinin dhe ta gjenin këtë natë të bekuar, e cila zakonisht vjen në dhjetëditëshin e fundit.

**2.9. Shpeshtimi i dhikrit, duave dhe istigfarit (kërkimit falje)**

Ditët dhe netët e Ramazanit janë kohë të bekuara dhe të begatshme, andaj t'i shfrytëzojmë duke shpeshtuar dhikrin (përmendjen dhe kujtimin e Allahut), sidomos në kohët kur duaja nuk kthehet mbrapa. Këto kohë janë: iftari, pjesa e tretë e natës, syfyri dhe çasti - momenti i ditës së Xhuma, kur pranohen duatë.

**3. Vërejtje të përgjithshme**

Gjatë Ramazanit duhet të largohemi prej këtyre gjërave:

- Natën të mos e bëjmë ditë dhe anasjelltas,
- Të mos flemë në mënyrë që të na ikin namazet e obliguara,
- Të mos e teprojmë me ushqim dhe pije,
- Të mos e humbim kohën pa nevojë,
- Të mos e hamë syfyrin herët,
- Të mos e braktisim namazin e teravive, por ta falim të plotë,
- Të mos bashkohemi dhe tubohemi për të bërë gjynahe,
- Të mos flasim fjalë të ndyta dhe të mos përgojojmë askënd.

**Të nderuar vëllezër!**

Për fund, do të doja t'i qasem një problemi të rëndësishëm. Dua të përmend edhe sinqeritetin dhe rëndësinë e tij, ngase zhveshja prej sinqeritetit bën që agjërimi të ngelë i pavlerë. Sa agjërues nuk fitojnë prej agjërimit të tyre përveç urisë dhe etjes? Sa prej tyre janë falur, prej namazit të tyre nuk kanë fituar përveç lodhjes dhe pagjumësisë? Ndoshta pyet se si ndodh kjo,e unë jua rikujtoj se agjërimi është kushtëzuar me sinqeritetin. A nuk përmendëm disa herë hadithet: "Kush agjëron Ramazanin me besim dhe sinqeritet..".,  pastaj: "Kush falet në Ramazan me besim dhe sinqeritet..".?!Allahun E lus që mua dhe juve të na dhurojë sinqeritet në fjalë dhe vepra!

[1] Buhariu dhe Muslimi. [2] Buhariu dhe Muslimi. [3] Buhariu. [4] Buhariu dhe Muslimi. [5] Buhariu dhe Muslimi. [6] Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibni Maxheh dhe Nesaiu. [7] Tirmidhiu. [8] Ahmedi dhe Nesaiu, ndërsa Shejh Albani e ka cilësuar si të vërtetë, sahih. [9] Buhariu dhe Muslimi. [10] Buhariu dhe Muslimi.

# Leximi i Kur'anit

**Tarik Ramadan**

**Për zemrën dhe ndërgjegjen e myslimanit, Kur'ani është pasqyrë e universit. Libri i shpallur, teksti i shkruar, është i përbërë nga shenja, në të njëjtën mënyrë si universi, në imazhin e një teksti të shtrirë para syve tanë, është përplot me këto shenja.**

Për myslimanët Kur'ani qëndron si Tekst i referimit, burimi dhe esenca e mesazhit të transmetuar për njerëzimin nga Krijuesi. Është i fundit i një serie të gjatë të shpalljeve drejtuar njerëzimit gjatë historisë. Kur'ani është Fjala e Zotit - po nuk është Zoti. Kur'ani bën të ditur [gjëra], nxjerr në pah dhe udhëzon: është një dritë që i përgjigjet kërkimit për kuptim [domethënie]. Kur'ani është përkujtim i të gjitha mesazheve të mëparshme, atyre të Nuhut dhe Ibrahimit, të Musait dhe Isait. Si ato, ai rikujton dhe udhëzon ndërgjegjen tonë: jeta ka kuptim, faktet janë shenja. Është libri i gjithë myslimanëve në të gjithë botën. Por, paradoksalisht, nuk është libri i parë që duhet lexuar për dikë që është duke dashur të njohë Islamin. (Leximi për jetën e Pejgamberit apo ndonjë libër që prezanton Islamin, do të ishte hyrja më e mirë.) Sepse, është edhe tejet i thjeshtë, po edhe thellësisht kompleks. Natyra e mësimeve shpirtërore, njerëzore, historike dhe sociale të nxjerra prej tij, mund të kuptohet në nivele të ndryshme. Teksti është një, por leximet e tij janë të shumta. Për gruan ose burrin, zemra e të cilit ka përvetësuar mesazhin e Islamit, Kur'ani flet në një mënyrë unike. Është edhe Zëri edhe Shtegu. Zoti i flet qenies së thellë të atij njeriu, ndërgjegjes së tij, zemrës së tij, dhe e udhëzon atë në rrugën që të çon në njohjen e Tij, në takimin me Të: "Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim, udhëzues për ata që frikësohen (nga All-llahu)". Më shumë se një tekst i thjeshtë, ky është një shoqërues udhëtimi, për t'u përsëritur, për t'u kënduar a për t'u dëgjuar. Në mbarë Botën Myslimane, nëpër xhami, në shtëpi dhe në rrugë, çdokush mund të dëgjojë zërat e mrekullueshëm tek recitojnë Fjalët hyjnore. Këtu, nuk mund të bëhet dallim në mes të dijetarëve fetarë (ulema) dhe njerëzve të rëndomtë. Kur'ani flet për secilin në gjuhën e tij, qasshëm, sikur për t'iu përshtatur inteligjencës, zemrës, pyetjeve, gëzimit si dhe dhimbjes së tij. Kjo është ajo që ulemaja e kanë quajtur lexim apo dëgjim si adhurim. Kur e lexojnë ose dëgjojnë tekstin, myslimanët përpiqen të mbushin veten e tyre me dimensionin shpirtëror të mesazhit të tij: përtej kohës, përtej historisë dhe përtej miliona qenieve që popullojnë tokën, Perëndia i flet secilit prej tyre, duke i thirrur dhe duke përkujtuar secilin prej tyre, duke i ftuar, udhëzuar, këshilluar dhe urdhëruar. Zoti i përgjigjet asaj, atij, zemrës së secilit: pa ndërmjetës, në intimitetin më të thellë.

### Zhytje e plotë intelektuale

Nuk ka nevojë për studime dhe diploma për master e mentor (udhëzues). Këtu, me të marrë hapat tanë të parë, Zoti na fton ne me thjeshtësinë e afërsisë së Tij. Kur'ani u takon të gjithëve, pa epërsi e hierarki. Zoti i përgjigjet kujtdo që vjen tek Fjala e Tij. Nuk është e rrallë të shohësh gratë dhe burrat, të varfër dhe të pasur, të shkolluar e sish pa shkollë, lindorë ose perëndimorë, duke rënë në heshtje, duke hedhur shikimin në një distancë, të humbur në mendime, tek kthehen përsëri, duke qarë. Të kërkuarit për domethënie, është takuar me të shenjtën, Zoti është afër: "Vërtet, unë jam afër. Unë i përgjigjem thirrjes së atij që më thërret kur ai/ajo thërret". Por ne duhet të kemi parasysh gjithashtu kontekstin të cilit i referohen këto fakte: të gjithë komentuesit, pa dallim nga shkolla e jurisprudencës, bien dakord se disa vargje të Tekstit të shpallur (në veçanti,

por jo vetëm ato që i referohen luftës) flasin për situata të veçanta që kanë ndodhur në momentin e shpalljes së tyre. Pa marrë në konsideratë ndodhinë historike, është e pamundur për të marrë informacion të përgjithshëm për këtë apo atë aspekt të Islamit. Në raste të tilla, inteligjenca jonë është e ftuar për të vëzhguar faktet, për t'i studiuar ato në lidhje me një mjedis të veçantë dhe për të nxjerrë parime prej tyre. Kjo është një detyrë e vështirë, e cila kërkon studim, specializim, dhe kujdes ekstrem. Ose, thënë ndryshe, modesti intelektuale ekstreme. Niveli i dytë nuk është më pak kërkues. Teksti kuranor, para së gjithash, është shpallja e një mesazhi, përmbajtja e të cilit, mbi të gjitha, kishte një dimension moral. Në çdo faqe ne vërejmë etikën, bazamentet, vlerat dhe hierarkinë e formësimit të Islamit. Prej këtij këndi, një lexim linear me gjasë do të çorientojë lexuesin dhe do të sjellë inkoherencë, madje kontradiktë. Ajo që është e përshtatshme, në përpjekjet tona për të përcaktuar mesazhin moral të Islamit, t'i qasemi tekstit nga një kënd tjetër. Gjersa ngjarjet e Profetëve janë nxjerrë nga transmetime të përsëritura, studimi i kategorive etike kërkon nga ne, së pari, t'i qasemi mesazhit në kuptimin më të gjerë, pastaj të nxjerrim parimet dhe vlerat që përbëjnë rendin moral. Metodat që duhen aplikuar në këtë nivel të dytë, janë krejt të kundërta me ato të parat, por ato e plotësojnë atë, duke bërë të mundur që dijetarët fetarë të përparojnë nga transmetimi i një ngjarjeje profetike në kodifikimin e mësimit shpirtëror dhe etik të atij transmetimi.

**Një lexim i thjeshtë i Kur'anit nuk mjafton**

Por mbetet një nivel i tretë, që kërkon zhytje të plotë intelektuale dhe shpirtërore në Tekstin dhe mesazhin e shpallur. Këtu, detyra është të nxjerrin urdhrat islame, që merren me çështjet e besimit, të praktikës fetare dhe të normave themelore islame. Në një kuptim më të gjerë, detyra është të përcaktojë ligjet dhe rregullat që do të bëjë të mundur për të gjithë myslimanët, që të kenë një kornizë referimi për obligimet, ndalesat, çështjet thelbësore dhe dytësore të praktikës fetare, si dhe ato të sferës sociale. Një lexim i thjeshtë i Kur'anit nuk mjafton: jo vetëm që studimi i shkencës së Kur'anit është një domosdoshmëri, por njohja e segmenteve të traditës profetike është thelbësore. Një njeri, me një lexim të thjeshtë të Kur'anit, nuk mund të mësojë si të falet. Ne duhet të kthehemi në traditën autentike profetike, për të përcaktuar rregullat dhe lëvizjet trupore gjatë namazit. Siç mund të shohim, ky nivel i tretë kërkon njohje të rrallë dhe kompetencë, që mund të arrihet vetëm me studim të gjerë, gjithëpërfshirës të teksteve, të mjedisit të tyre rrethues dhe, natyrisht, njohjes së thellë të traditës klasike dhe laike të shkencave islame. Nuk është thjesht e rrezikshme, po krejtësisht e gabuar për të përgjithësuar atë që myslimanët duhet dhe nuk duhet të bëjnë, duke u bazuar në një lexim të thjeshtë të Kur'anit. Disa myslimanë, duke marrë një qasje literaliste ose dogmatike, kanë rënë në interpretime krejtësisht të gabuara dhe të papranueshme të ajeteve kuranore, për të cilat ata nuk i posedojnë as mjetet, e në raste as inteligjencën, për të vendosur në perspektivën e mesazhit gjithëpërfshirës. Disa orientalistë, sociologë dhe komentues jomyslimanë ndjekin shembullin e tyre duke nxjerrë nga Kur'ani pjesë të caktuara, të cilat ata pastaj vazhdojnë t'i analizojnë me mospërfillje totale për mjetet metodologjike të përdorura nga ulematë (dijetarët). Përveç këtyre niveleve të veçanta të leximit, ne duhet të marrim parasysh interpretimet e ndryshme të dhëna nga tradita e madhe klasike islame. Është e vetëkuptueshme se të gjithë myslimanët Kur'anin e konsiderojnë të jetë shpallja e fundit hyjnore. Por kthimi në përvojën e drejtpërdrejtë të shokëve të Pejgamberit a.s., ajo që ka qenë gjithmonë e qartë, është se interpretimi i vargjeve të tij është i llojit pluralist, dhe se në mesin e myslimanëve ka ekzistuar gjithmonë një diversitet i pranuar i leximeve. Disa kanë deklaruar në mënyrë të gabuar se, për shkak se myslimanët besojnë se Kur'ani të jetë Fjala e Zotit, interpretimet dhe reformat janë të pamundura. Ky besim citohet pastaj si arsyeja pse një qasje historike dhe kritike nuk mund të aplikohet ndaj Tekstit të shpallur. Zhvillimi i shkencave të Kur'anit – mjetet metodologjike të formësuara dhe të përdorura nga ulematë dhe historia e komentimit kuranor - vërtetojnë një përfundim të këtillë si të pabazë. Qysh nga fillimi, tri nivelet e theksuara më sipër kanë çuar në një qasje të kujdesshme ndaj teksteve, qasje kjo që detyron çdonjërin që merr përsipër këtë detyrë, të jetë në harmoni me epokën e tij dhe për të ripërtërirë të kuptuarit e tij. Leximet dogmatike dhe shpesh shterpe, nuk reflektojnë qartazi mbi autorin e tekstit, po mbi inteligjencën dhe psikologjinë e personit që e lexon atë. Ashtu siç mund të lexojmë veprat e një autori njeri, nga Marksi deri tek Keynes, me mendje të mbyllura dhe lexime të ngurta, po ashtu mund t'i qasemi edhe Shpalljes hyjnore në të njëjtën mënyrë. Në vend të kësaj, ne duhet të jemi njëkohësisht kritikë, pa paragjykime dhe të mprehtë. Historia e qytetërimit islam na ofron prova të mjaftueshme për këtë.

Për zemrën dhe ndërgjegjen e myslimanit, Kur'ani është pasqyrë e universit. Ajo që përkthyesit e parë perëndimorë, të ndikuar nga fjalori biblik, e kthyen si "strofë", tekstualisht domethënë "shenjë" në arabisht. Libri i shpallur, teksti i shkruar, është i përbërë nga shenja, në të njëjtën mënyrë si universi, në imazhin e një teksti të shtrirë para syve tanë, është përplot me këto shenja. Kur inteligjenca e zemrës - dhe jo vetëm inteligjenca analitike si e vetme - lexon Kur'anin dhe botën, të dy flasin me njëri-tjetrin, jehojnë njëri-tjetrin; secili flet për tjetrin dhe për Atë që është Unik. Shenjat na kujtojnë për domethënie: të lindjes, të jetës, të ndjenjës, të mendimit, të vdekjes. Por jehona është edhe më e thellë, dhe



thërret inteligjencën njerëzore për të kuptuar shpalljen, krijimtarinë dhe harmoninë e tyre. Ashtu sikur universi ka ligjet e veta themelore dhe radhën e saj ka rregulluar rendin - të cilin njerëzit, kudo qofshin, duhet ta respektojnë kur veprojnë në mjedisin e tyre - Kur'ani përcakton ligje, një kod moral dhe një sasi praktikash, që duhet t'i respektojnë myslimanët, çfarëdo qoftë epoka ose mjedisi i tyre. Këto janë të pandryshuarat e universit, dhe të Kur'anit. Dijetarët fetarë përdorin termin kat'i ("definitiv/i prerë", "nuk i nënshtrohen interpretimit") kur u referohen ajeteve kuranore (ose traditës autentike profetike - haditheve), fjalëformulimi i të cilave është i qartë dhe eksplicit dhe nuk ofron liri për interpretim figurativ. Në mënyrë të ngjashme, vetë krijimi qëndron mbi ligjet universale, të cilat nuk mund t'i injorojmë ne. Vetëdija e besimtarit i krahason pesë shtyllat e Islamit me ligjet e gravitacionit: ato përbëjnë një realitet tokësor përtej hapësirës dhe kohës. Si universi që është në lëvizje të vazhdueshme, i pasur në një larmi të pafundme të qenieve, specieve, civilizimeve, kulturave dhe shoqërive, - ashtu është edhe Kur'ani.

**Kur'ani është një libër edhe për zemrën edhe për mendjen.**

Midis universit dhe Kur'anit, në mes këtyre dy realiteteve, ndërmjet këtyre dy teksteve, inteligjenca e njeriut duhet të mësojë të dallojnë ligjet themelore dhe universale nga modelet rrethanore dhe historike. Kjo inteligjencë duhet të shfaqë përulje ndaj rendit, bukurisë dhe harmonisë së krijimit dhe të shpalljes. Në të njëjtën kohë ajo duhet të menaxhojë me përgjegjësi dhe kreativitet arritjet apo interpretimet e veta, të cilat janë burime të suksesit të jashtëzakonshëm, por edhe të padrejtësisë, luftës dhe çrregullimit. Midis tekstit dhe kontekstit, inteligjenca e zemrës dhe zotësia analitike përcaktojnë norma, miratojnë një strukturë etike, prodhojnë dije, ushqejnë ndërgjegjen dhe zhvillojnë ndërmarrje dhe kreativitet në të gjitha sferat e veprimtarisë njerëzore. Kur'ani është një libër edhe për zemrën edhe për mendjen. Në afërsinë ndaj saj, një grua a një burrë që ka një shkëndijë besimi, e di rrugën që duhet ndjekur, i di mangësitë e tij a të saj. Nuk ka nevojë për shejh, as për njeri të urtë, as për njeri të besueshëm. Në fund të fundit, zemra di. Kjo është ajo që Profeti u përgjigj, kur u pyet për ndjenjat morale. Në dritën e Librit, ai tha: "Pyeteni zemrën tuaj". Dhe, nëse inteligjenca jonë ka humbur në kompleksitetin e niveleve të ndryshme të leximit, nga etika e aplikuar deri tek rregullat praktike, ne kurrë nuk duhet të harrojmë që të veshim veten me modesti intelektuale, që e vetme mund t'i zbulojë sekretet e tekstit. Sepse "nuk janë sytë që janë të verbër, por zemrat që janë brenda gjoksit". Një zemër e tillë, e përulur dhe vigjilente, është mike besnike e Kur'anit

Përktheu: Arta Avdiu, www.mytime.com/2008/01/06

# Hadithi i Xhibrilit (2)

Dr. Musa Vila

## Islami, Imani, Ihsani dhe shenjat e kiametit

### Dallimi ndërmjet Islamit dhe Imanit

Nocioni Islam në aspektin leksikor d.m.th. – dorëzim dhe nënshtrim. Këtë e konfirmon ajeti që rrëfen ngjarjen e Ibrahimit a.s.:"Kur Zoti i tij i tha: "Nënshtrohu! Dhe ai iu përgjigj: E kam nënshtruar veten time (si mysliman) ndaj Zotit të Gjithësisë." (El Bekare, 131). Pra, Islami është nënshtrim dhe kryerje e detyrimeve të jashtme, pa dallim a kryhen me vullnet e bindje apo me imponim. Ndërsa nocioni "Iman" në aspektin leksikor është besim i prerë e i vendosur, pavarësisht se a pakësohet apo jo me veprim. Për sa u përket këto dy nocioneve (Islam dhe Iman) në aspektin terminologjik, kanë ardhur shumë tekste që tregojnë dallimin në mes tyre. Pra, Islami nuk është edhe Iman, dhe as anasjelltas. Këtë e dëshmon edhe hadithi bazë i Xhibrilit a.s.. Mirëpo, kemi edhe tekste që tregojnë se Imani dhe Islami janë një dhe secili prej tyre përdoret për tjetrin në kuptimin leksikor – gjuhësor. Siç është edhe ky hadith: " A e dini se ç' është Imani – Besimi në Allahun: Ata (ashabët) Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri. (Pejgamberi a.s.) tha: Të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër që meriton, përveç Allahut, kryerja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit...".[7] Këtu Imani është përkufizuar në kuptimin leksikor gjuhësor të Islamit. Disa hadithe tregojnë se Islami është një prej pjesëve të Imanit. Këtë e tregon edhe ky hadith:"Imani i ka shtatëdhjetë e ca apo gjashtëdhjetë e ca degë. Më e vlefshmja është thënia se nuk ka të adhuruar tjetër që meriton, përveç Allahut, ndërsa më e ulëta (e imanit) është evitimi i pengesës nga rruga. Ndërsa turpi është pjesë – degë e Besimit".[8] Resulullahu a.s., në këtë hadith, evitimin e pengesës nga rruga, e ka konsideruar prej degëve të Imanit. Ndërsa në të vërtetë një gjë e tillë është prej veprimeve të gjymtyrëve, që i takon Islamit. Disa hadithe të tjera tregojnë se Imani është një prej pjesëve të Islamit: Kur një njeri e kishte pyetur Pejgamberin a.s. "Cila është më e mira e Islamit. (Ai) i qe përgjigjur: Imani – besimi në Allahun...".[9] Me këtë hadith kuptimi i Islamit është në aspektin e plotë të domethënies së tij, d.m.th. në aspektin terminologjik, ndërsa kuptimi i Imanit është në aspektin gjuhësor, d.m.th. akideja – besimi është cilësia më e vlefshme e Islamit. E Kur'ani kishte bërë dallim ndërmjet Imanit dhe Islamit:"Beduinët e shkretëtirës thanë: "Ne kemi besuar! Thuaj: Ju nuk besoni, por thoni: ne jemi dorëzuar". (El Huxhurat, 14). Kjo thënie u drejtohej hipokritëve, përderisa ata faleshin, agjëronin, jepnin zekat, mirëpo në zemrat e tyre kishin mohim ndaj këtyre obligimeve. E kur ata pretendonin Imanin, Allahu xh.sh. u përgënjeshtroi pretendimin e tyre në besim – iman, për shkak se në zemra kishin mohimin. Në këtë kontekst Kur'ani thotë "... Allahu dëshmon se hipokritët janë me të vërtetë gënjeshtarë". (El Munafikun, 1) Ata pretendonin se e besonin mesazhin e Profetit a.s., por e mohonin me zemër. Apo gjuha e tyre nuk përputhej me zemrën.Po ashtu braktisja e ndalesave konsiderohet çështje e Islamit. Resulullahu a.s. thotë: "Prej Islamit të bukur të njeriut është braktisja e gjërave që nuk i interesojnë."[10]. Në këtë çështje mbizotëron mendimi se Islami dhe Imani në aspektin e

definicionit në terminologji kanë një kuptim apo janë një. Dhe secili prej tyre përfshin bindjen, vërtetimin me gjuhë, veprimin me gjymtyrë, përveçse nëse ka fakt a tregues që e nxjerr kuptimin e fjalës nga kuptimi terminologjik në kuptimin e saj gjuhësor.Ashtu siç tregon edhe hadithi bazë i Xhibrilit, kur Resulullahu a.s. bëri në mënyrë të qartë dallimin ndërmjet Islamit dhe Imanit, kur u pyet për to, në këtë hadith kemi tregues të qartë që secili nocion prej tyre dallon nga tjetri në kuptimin e vërtetë të përkufizimit – terminologjisë, dhe secilin prej tyre e nxjerr nga konteksti terminologjik në kuptimin gjuhësor, metaforik.Nëse nuk ka tregues që nxjerr njëri-tjetrin nga konteksti terminologjik, atëherë secili prej tyre në kuptim i përshtaten njëri-tjetrit. Nëse themi: "Filani është mysliman", ne nuk mohojmë tek ai besimin dhe bindjen. E nëse themi: "Filani është mu'min – besimtar", ne nga ai nuk mohojmë të vepruarit e gjymtyrëve. Këtë e konfirmojnë edhe citatet e Kur'anit: "Besimtarë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet Allahu, u dridhen zemrat... Të cilët kryejnë faljet e namazit dhe që shpenzojnë (e japin zekatin) nga ato gjëra me të cilat Ne i kemi furnizuar. Mu këta janë besimtarët e vërtetë". (El Enfal, 2-4). Në këto citate Allahu xh.sh. ka bashkuar veprimet ndërmjet zemrës dhe gjymtyrëve. Pra, Imani është baza e veprës, ndërsa vepra është degë e Imanit. Nuk ka dyshim se baza është më e rëndësishme se dega. Njeriu pa iman është pabesimtar, pavarësisht se çfarë vepre bën nga hipokrizia dhe formaliteti. Ndërkaq, njeriu besimtar e me lëshime në veprat e tij, nuk konsiderohet pabesimtar (kafir), por konsiderohet njeri i dalë udhe (fasik). Pra, besimi (akideja) është më i rëndësishëm se vepra.

**Ç'është Ihsani (Përsosmëria)?**

Me nocionin El-Ihsan nënkuptojmë: Që ta adhurosh Allahun sikur të jesh duke E parë, dhe, nëse ti nuk e sheh, atëherë adhuroje Atë, se Ai të sheh ty". Kështu e definoi Resulullahu a.s. kur ia parashtroi pyetjen meleku Xhibril. Kjo është pozita kulmore, të ndiesh gjithnjë praninë e Krijuesit dhe vëzhgimin e Tij. Në këtë situatë djalli nuk mund të të lajthitë dhe të të devijojë asnjëherë. Ajo është pozita e të kujtuarit të vazhdueshëm të Allahut xh.sh., dhe në asnjë çast nuk të mungon nga vëmendja jote. Pasi ti në asnjë çast nuk mund t'i shmangesh shikimit dhe vëzhgimit të Krijuesit Fuqiplotë, atëherë a është e mundshme të mëkatosh ndaj Allahut, kur dihet fort mirë se ne E shohim dhe Ai na sheh ne, e, nëse ne në këtë botë nuk E shohim Allahun, s'ka dyshim se Ai na sheh, e kjo është e rëndësishme për ne. Pra, njeriu e bën mëkatin, kurse Allahu është Dëgjuesi, Shikuesi, I Gjithëdijshmi dhe Fuqiploti. Ndjenja e vëzhgimit dhe mbikëqyrjes së Allahut është çështje shumë e rëndësishme, që ndikon në kulturën, sjelljen dhe jetën e njeriut. Allahu i Lartësuar, jo rrallë, në Librin e Tij ka theksuar mbikëqyrjen: "Nuk ka bisedë të fshehtë të tre (vetave) veçse Ai është i katërti i tyre (me dijen e Tij), e as në mes pesë (vetave), veçse Ai është i gjashti i tyre (me Dijen e Tij), edhe as për më pak se aq, edhe as për më shumë se aq, veçse Ai është me ta (me Dijen e Tij) kudo që të ndodhen. Pastaj Ai do t'i njoftojë ata Ditën e Kijametit për atë që kanë punuar. Vërtet që Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë". (El Muxhadele, 7). Prej metodave më të spikatura në udhëzimin e njeriut për t'i kryer detyrimet dhe për t'u tërhequr nga ndalesat, pa dyshim se është ndjeshmëria e mbikëqyrjes së Allahut xh.sh.. Kjo ka prodhuar efekt të jashtëzakonshëm që njeriu më tepër të nderojë dhe të respektojë ligjet hyjnore sesa ligjet njerëzore. Vlen të ceket se Allahu xh.sh. me disa ajete të shkurtra ka arritur të evitojë nga njerëzit pirjen e alkoolit dhe shoqërinë islame ta pastrojë nga dukuritë degjeneruese, sa kohë që Bota Perëndimore, me nxjerrjen e shumë ligjeve kundër dukurive negative, nuk ka arritur ta pastrojë shoqërinë, po, përkundrazi, dukuritë janë shtuar edhe më shumë. P.sh. pirja e alkoolit është e njëjtë me pirjen e ujit, madje martesat në mes personave të së njëjtës gjini - homoseksualizmi, pastaj droga, prostitucioni, kamata etj..

Në kryerjen e ibadeteve besimtari kalon nëpër tri shkallë:

Shkalla e parë është kur i kryen ibadetet në atë formë që vlen për të shlyer detyrimin ndaj Allahut, duke i plotësuar të gjitha kushtet dhe rregullat.

Shkalla e dytë është kur ibadeti kryhet në të njëjtën mënyrë sikurse në shkallën e parë, por duke u thelluar a zhytur në detin e zbulimit dhe dëshmimit, aq sa adhuruesit i duket sikur E sheh Allahun gjatë adhurimit. Kjo ishte grada e Resulullahut a.s., siç ka thënë: "Namazi më është bërë kënaqësi e syve të mi".[11]

Shkalla e tretë është kur adhuruesi, gjatë ibadetit, më tepër e ndien se Allahu po e shikon atë, sesa sikur ai vetë po E sheh Allahun. Kjo shkallë quhet El-Murakabe (mbikëqyrja) e Allahut. Siç tha Resulullahu a.s.: "E nëse ti nuk E sheh Atë, të sheh Ai ty", tregon një zbritje nga shkalla El-Mushahed në shkallën El-Murakabe.[12] Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "Dhe, kur robërit e mi të pyesin ty (o Muhamed) për Mua, atëherë (përgjigjju atyre):Unë janë shumë afër (pranë tyre)". (El Bekare, 186) Pra, Ihsani është shkaktar kryesor që njeriu t'i kryejë detyrimet në formën më të përsosur dhe më të sigurt, qoftë në raport me Zotin dhe qoftë me robin. Ihsani ishte shkaktar që e bëri vajzën të pengonte nënën e saj që qumështin të mos e përziente me ujë. Kjo ngjarje ka ndodhur në kohën e hilafetit të Omerit r.a., kur një nënë i kishte thënë vajzës së saj që qumështit t'i shtonte ujë, sepse: "Udhëheqësi i besimtarëve – Omeri nuk të sheh". Vajza i qe

përgjigjur s'ëmës se mashtrimi është i ndaluar. Dhe i thotë: Dhe, nëse Omeri nuk na sheh, Zoti i Omerit na sheh".Këtë vajzë Omeri r.a. e kishte kërkuar për të birin. E nga loza e saj ka lindur Omer bin Abdul Aziz, që ishte njëri prej halifëve më të drejtë emevitë.[13]

**Kur do të ndodhë Ora – Çasti i fundit i kësaj bote?**

Ndër pyetjet që meleku Xhibril ia parashtroi Resulullahut a.s., ishte edhe pyetja: "Kur do të ndodhë Ora – Çasti i fundit të kësaj bote, Kiameti"?

Nocioni Es-sa'ah – Ora, përfshin një pjesë të kohës, e cila nuk është e caktuar dhe as e kufizuar. Ajo është një pjesë e njëzet e katër orëve a një pjesë e kohës së natës dhe ditës. Ndërkaq, në terminologjinë fetare nënkupton ndodhinë e Kijametit (Katastrofës). Është quajtur – Es-sa'ah, ngase kohën e ndodhjes së saj nuk e di askush, as Resulullahu, as meleku Xhibril, as dijetarët, as ekspertët, as astronautët. Ajo është kompetencë e Dijes së Allahut xh.sh., prandaj ajo do të ndodhë në mënyrë të befasishme. Kur'ani thotë: "Ajo nuk ju vjen, përveçse befasisht". (EL E'araf, 187). Me një të fryrë do të vdesin tërë krijesat. Çështja e Orës (Katastrofës) do të ndodhë shumë shpejt: ...Çështja e Orës (Katastrofës) është (në shpejtësi) vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër...". (En-Nahl, 77). Është një ditë e gjatë (Kiameti), por tek Allahu xh.sh. është sa një orë. Transmeton Ebi Seid El-Hudrij r.a., se Resulullahu a.s. ka thënë: "Në një ditë që sipas llogarisë është pesëdhjetë mijë vjet. (Ebi Seidi) I thashë: "Sa e gjatë është ajo"? Atëherë Profeti s.a.v.s. tha: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, ajo do t'i lehtësohet (shkurtohet) besimtarit saqë për të do të jetë më e lehtë se një namaz farz që ka falur në dynja".[14] Pra, Dita e Gjykimit do të jetë shumë e gjatë për jobesimtarët, ndërsa për besimtarët do të jetë më e lehtë sesa kryerja e një namazi farz në këtë botë. Disa dijetarë kanë thënë se kjo Ditë e Kiametit ka pesëdhjetë stacione, e secili zgjat nga një mijë vjet. Kjo pyetje ishte bërë, sepse njerëzit edhe në atë kohë ishin kureshtarë të dinin për këtë ndodhi, kështu që kjo pyetje u përmbyll dhe u vulos - se është çështje sekrete e Allahut xh.sh.. Kjo ditë nuk arrihet me ekspertiza të ndryshme, po vetëm në bazë të informacioneve që Allahut xh.sh. na i përcjell përmes Xhibrilit tek Resulullahu a.s. E kur Xhibrili nuk e di, e as Resulullahu a.s. nuk e di, siç u shpreh: Për këtë i pyeturi nuk di më shumë se ai që pyet",të gjitha parashikimet dhe llogaritë e njerëzve për kohën e ndodhjes së kësaj dite, janë të kota. Për të mësuar ndodhinë e saj kanë bërë përpjekje edhe jehudët, duke e caktuar përmes llogarive të fjalive, duke i dhënë secilës shkronjë një numër për t'i mbledhur pastaj. Pastaj i kanë tubuar



shkronjat hyrëse të kaptinave, i kanë mbledhur, e pastaj kanë caktuar kohën e Kiametit. Vinte koha, por nuk ndodhte Kiameti. Kësaj date e tërë bota i kishte kushtuar rëndësi. Edhe mediet, lajmet gazetat, interneti i kishin dhënë hapësirë dhe kishin përhapur frikë e panik dhe terror, saqë disa persona kishin bërë edhe vetëvrasje. Shumë qendra tregtare kishin shitur tërë rezervat e lëndëve bazë – ushqyese. Por të gjitha ishin të kota. Kjo injorancë ishte jo pak e besueshme edhe tek myslimanët injorantë.Kushdo që beson për momentin e caktuar se do të ndodhë Kiameti (në ndonjë datë të përcaktuar), ai njeri konsiderohet pabesimtar – kafir. Ngase ka përgënjeshtruar shumë ajete të Kur'anit që tregojnë se momenti i ndodhisë së Kiametit është sekret i Allahut xh.sh..

[7] "Sahihu Muslim" v.1, f.48, nr.6, nr.17. [8] Po aty, v.1 f.63, nr.12, nr.35. [9] "Musned Ahmed", v. 4 f.114; El-Hejthemi, "Mexhmeu z-zevaid", v.1, f.59. [10] "Sunen Et-Tirmidhij", v.3 f.382, nr.2419. [11] "Sunen En-Nesaij", v.7 f.61, nr.3939. [12] El Feshenij, "El-Mexhalis Es-Senije sherh El-Erbein En-Nevevije", f.48. [13] Aid El-Karnij, "Fi hutab el-minber", f.483. [14] "Musned Ahmed", v.23, f.337, nr.11292

# E mbara nisi në Ramazan

**Ali Vezaj**

Ç'ndjenja të mira e kishin zaptuar të mirin Muhamed
Kur ndodhej larg njerëzve, në Hira shkonte shumë shpejt.
Meditime të thella po bënte natën vonë
Kështu ndër arabë thonë, do të ketë qenë zakon.
Dhe kjo traditë do të jetë bërë nga pejgamberi Ismail
Fenë e babait Ibrahim po e ruante si më mirë.
Këto dalje në netët e vona nuk ngjanin si më parë
Nga strehë e tërheqjes së tij po dëgjonte fjalë.
Selamun alejkum i thuhej, o pejgamber i Perëndisë.
Mu në natën e errët kur asgjë nuk lëviz
Vallë, tha këto selame më vijnë nga pemë e gurë
Shumë po brengosej profeti, e gjë s'shihte kurrë!
Ramazani do të ketë qenë sipas adetit muaj për vetmi
Tek Muhamedi kush do t'vijë veç mikut të tij.
Natën po e kapërcente në shpellë, mbushi dyzetë vjet
Dhe tash do t'i vijë Xhibrili me porosi të drejtë.
Çfarë do t'i thotë kryemeleku këtij njeriu të vetmuar
E në shpellën me errësirën e natës çdo send ish' mbuluar.
Lexo! i tha duke e shtrënguar me sa kish fuqi
S'di të lexoj, po i thoshte Muhamedi veç mikut të tij.
E shtrëngoi fuqishëm edhe për herën e dytë
Lexo! i tha. Dëgjonte një zë, por nuk ia shihnin sytë.
Dhe për të tretën herë do e përmbledhë më fort
E fjalët e të Madhit Allah vetë Muhamedi po i thot'.
*Lexo, me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë)*
*Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës)*
*Lexo! Se Zoti yt është më bujari!*
*Ai që e mësoi (njeriun) të shkruaj me penë. (El Alak, 1-4)*
Tash po e ndiqte Xhibrilin pas duke i shkuar
E këto fjalë, thotë profeti, në zemër m'u shkruan.
E kapi një frikë se mos nga xhindet u bë poet
Apo do t'i ketë bërë sihrin një i paudhë vetë.
Shpejt do ta braktisë shpellën në natën me terr
Dhe duke zbritur poshtë malit një zë po merr.
O Muhamed! Ti je pejgamber i Allahut unë jam Xhibrili
Kështu po i vinte një zë kur lind e humb dielli.
Po shikonte i frikësuar duke u kthyer nga çdo anë
Kudo ishte Xhibrili po i rrinte shumë pranë
E më pas iku Xhibrili shkoi në mekamin e tij
Tash pejgamberi i Zotit, do kthehej në shtëpi.
Mbulomë, mbulomë - i tha me shpirt zonjës Hadixhe
Po sa shumë po i dridhej zemra me vakinë e re.
Po frika dhe dridhmat e lanë të dëlirin Muhamed
E me qartësi dhe rend e fije i kallëzoi zonjës së vet.
Me shumë respekt po e dëgjonte ngjarjen zonja e uruar
E kjo kushëririt Vereka doemos i duhet treguar.
Ish një plak i verbuar me shumë vite të pleqërisë
Oh! I shenjtë, i shenjtë do t'jetë tha veç prej Perëndisë
Nisi të betohej: Pasha Atë që shpirtin n'dorë ma ka
Namusi i ka ardhur Muhamedit si pejgamberit Musa
Dhe tash më s'ka asnjë shybe se besniku Muhamed
Do të jetë pejgamber nga Allahu për popullin e vet.
Kurrë të mos lëkundet nga kjo udhë e drejtë
Ah! ç't'i bësh exhelit, t'i dal krah atij unë vetë.
E zonja Hadixhe që si Hëna shkëlqente përherë
Fjalët e Verekas ia tha të fundit Pejgamber.
Sa shumë u qetësua profeti iku atje në shpellë
Nur i fesë së Allahut në shpirt rrënjë kish mbjellë.
Dhe më pas shkoi në Qabe për tavaf si më parë
Të mirat kudo dhe me shëndet po i ecnin mbarë.
Aty e gjeti edhe plakun Vereka që kish zënë një vend
Fliste me gojën e ëmbël ngjarjen duke e përmend'.
A do më rrëfesh, o i dashuri nip, se ç'të bëri vaki mbrëmë.
Krejt çfarë dëgjove dhe ke parë, ke për të më thënë.
Muhamedi ia tha plakut të uruar atë që i tha vetë zonja Hadixhe
E tashmë kishim plot besim në një shpresë të re.
Do të të quajnë i marrë po edhe ca të tjerë për gënjeshtar
E n'paça ymër, n'krah tëndin unë gjithmonë do të jem i parë.
Dhe këto fjalë shumë të ëmbla dhe të dëlira
Tek Pejgamberi i Allahut erdhi nuri dhe iku errësira.
Kështu nisi shpallja e Kura'nit, mu në muajin Ramazan
Dritë e fesë me të drejtë e mbuloi gjithë dynjan'.

# Përfshirja e njërit a të gjitha grupeve në dhënien e zekatit

**Mr. Ejup Haziri**

**Nga ajo që kam elaboruar në këtë punim, mund të përfundoj se shpjegimi i ajetit që flet për ndarjen e zekatit dhe sadakasë, nuk është kuptuar njësoj nga të gjithë juristët, sepse secili ka dhënë mendimin e tij juridik të bazuar në tekste, sipas asaj që e ka parë të arsyeshme.**

Në temat e kaluara kam shpjeguar detajisht tetë grupet përfituese të zekatit, dhe secilit grup ia kemi kushtuar nga një temë të posaçme, me qëllim që të elaborohen sa më mirë. Ka mbetur edhe një çështje, që mendoj se është shumë me rëndësi, e cila ka të bëjë me domosdoshmërinë e dhënies së zekatit për një grup të veçantë a të gjitha grupet, gjegjësisht për fondacionet e zekatit. Për këtë çështje njëherazi kanë polemizuar juristët myslimanë, e pikërisht këtë, me lejen e Zotit, do ta trajtoj në këtë punim.

**Mendimet e juristëve në lidhje me dhënien e zekatit**

Juristët myslimanë, pasi kanë trajtuar çështjen e kategorive përfituese të zekatit, kanë trajtuar edhe çështjen e dhënies së zekatit për ato kategori, mirëpo nuk janë pajtuar rreth këtij nëse duhet dhënë ose jo zekati për të gjitha kategoritë e përmendura në tekst, apo mjafton vetëm për njërin prej atyre kategorive. Në lidhje me këtë tematikë, ekzistojnë dy mendime: mendimi i njohur i shafiitëve dhe mendimi tjetër i pjesës dërrmuese të juristëve nga shkollat juridike, të cilat do t'i shpjegojmë më poshtë.

**Mendimi i Shafiut**

Imam Shafiu është i mendimit se kërkohet t'u jepet njësoj tetë kategorive, e të mos rekomandohet një grup më shumë se një tjetër. Imam Shafiu shprehet: "Askush s'ka të drejtë të bëjë ndarjen e sadakasë (zekatit), përpos ndarjes që ka paraparë Allahu i Madhërishëm, përderisa ekzistojnë kategoritë përfituese.[1] Në një vend tjetër, pasi sqaron se si duhet të ndahet zekati, apo sadakatë, më pastaj thotë: "Sadakatë (dhe zekati) ndahen në tetë grupe dhe u jepet tetë kategorive përfituese". E, pastaj, sjell një shembull dhe thotë: "Nëse shuma e pasurisë që jepet, është tetë mijë, atëherë secilit grup i takon nga një mijë...".[2] Ajo që vlen të përmendet në shkollën juridike shafiite është sasia e njëjtë e dhënies së zekatit për të gjitha grupet përfituese, duke mos bërë dallime midis tyre, pra të mos i jepet një grupi më shumë sesa grupit tjetër, kuptohet nëse ekzistojnë të gjitha grupet. E, në rast se nuk ekzistojnë të gjitha grupet përfituese të zekatit, atëherë shpërndarja e tij bëhet për grupet ekzistuese në momentin kur jepet ai. Është e natyrshme që të mos gjendet ndonjë grup, mirëpo ekzistojnë grupet e tjera, prandaj, sipas shafiitëve, shpërndarja e zekatit duhet të bëhet me saktësi për të gjitha grupet, e jo të parapëlqehen e të rekomandohen disa grupe e të anashkalohen të tjerat. Edhe imam Ahmedi, në një prej transmetimeve të tij, është i mendimit se dhënia e zekatit duhet të bëhet për të gjitha grupet dhe atyre duhet t'u jepet njësoj, dhe nga secili grup duhet të përzgjidhen tre persona, ngase teksti për dhënien e zekatit ka ardhur në shumës, e shumësi nënkupton më së paku tre persona.

**Mendimi i shumicës së juristëve**

Në dallim nga imam Shafiu, i cili mendon se zekati duhet të shpërndahet për të gjitha

kategoritë ekzistuese të tij, pjesa tjetër e juristëve, si imam Ebu Hanife, imam Maliku, imam Ahmedi në një transmetim tjetër, dhe shumica e dijetarëve të hershëm (selefitë) dhe të mëvonshëm (halefitë) janë të mendimit se nuk obligohet përfshirja e të gjitha grupeve përfituese të zekatit dhe sadakasë, prandaj edhe lejohet dhënia e zekatit edhe për një grup të vetëm. Ibn Xheriri në këtë kontekst thotë: "Ky mendim (për vetëm një grup) është mendimi i shumicës dërrmuese të dijetarëve, e ai që e shpërndan (institucioni përgjegjës) zekatin, mund ta ndajë për cilindo lloj të dëshirojë, ndonëse Allahu i Madhërishëm i emërtoi tetë kategorive përfituese të zekatit, si njoftim se (zekati e) sadakatë nuk duhet të jepen jashtë këtyre tetë kategorive (grupeve)...".[3] Transmetohet nga Lejthi dhe Atau, se Omeri ka thënë: "Cilitdo prej këtyre kategorive t'ia japësh (zekatin), ia ke qëlluar". Mendim të njëjtë me të kanë shfaqur edhe Ibn Abasi dhe Seid ibn Xhubejri.[4] Imam Maliku, përveçqë mendon se mjafton të përzgjidhet një grup nga tetë grupet kategorizuese, mendon se preferohet të jepet zekati për grupin që ka më shumë nevojë, ndërsa Ibrahim Nehaiu është i mendimit se, nëse shuma e zekatit nuk është aq e madhe, atëherë lejohet të shpërndahet dhe të dedikohet për vetëm një grup të caktuar, po në të kundërtën (nëse shuma e tij është e madhe), duhet të përfshihen të gjitha grupet.[5]

**Shkaku i mospajtimit të juristëve**

Shkaku i mosunitetit të juristëve myslimanë rreth çështjes së dhënies së zekatit - nëse duhet të jetë për të gjitha kategoritë përfituese të tij apo mjafton vetëm për një kategori të caktuar, është të kuptuarit e vetë fjalës së përdorur në ajetin e kategorive përfituese të zekatit, ku theksohet, siç e ka vënë në dukje Ibn Rushdi, kundërshtimi i shprehjes me kuptimin e saj, ngase shprehja e përdorur nënkupton përfshirjen e të gjitha grupeve, ndërsa kuptimi i saj nënkupton përparësinë e atyre që kanë nevojë dhe jodetyrueshmërinë e përfshirjes së të gjitha kategorive, prandaj edhe kuptimi i ajetit është për karakterizimin dhe ndarjen e grupeve përfituese e jo për gjithëpërfshirjen e tyre.[6] Po ashtu ka divergjenca rreth aspektit gjuhësor të ajetit, ku është bërë ndërlidhja e kategorive përfituese të zekatit me lidhesën ve dhe fillimi i kategorive me shkronjën lamun "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet." (Et-Tevbe, 60).



Pra, përmendja e sadakasë (apo zekatit) e pastaj përmendja e tetë kategorive, e shoqëruar me lamun, nuk është kuptuar njësoj nga të gjithë juristët. Ata kanë divergjenca se çfarë lloj lami është ky i përmendur në ajetin e cituar sipër. Pra, polemika në mes juristëve buron nga kuptimi gjuhësor që ata kanë në lidhje me çështjen në fjalë, duke i shtuar kësaj edhe hadithe që flasin për këtë tematikë e që janë komentuar në mënyra të ndryshme.



## Argumentet e imam Shafiut dhe përkrahësve të tij

Shafiu dhe përkrahësit e tij mendojnë se ajeti në fjalë nënkupton ndarjen e zekatit për të gjitha kategoritë, e kjo kuptohet në bazë të konstruktit të ajetit ku, pas përmendjes së fjalës sadaka, kategoritë që e meritojnë atë, fillojnë me lamu temlik, që nënkupton se kategoritë vijuese (të gjitha), duhet të jenë të përfshira, dhe jo vetëm ndonjëra prej tyre, prandaj edhe bëhet obligim përfshirja e të gjitha llojeve, gjegjësisht kategorive.Po ashtu, shafiitët argumentojnë edhe me faktin se në mes tetë kategorive përfituese është bërë ndërlidhja me vavu-t teshrik, që nënkupton se kategoritë janë bashkëpjesëmarrëse në mes tyre dhe se dhënësi i zekatit duhet ta dedikojë atë për të gjitha grupet; nëse është pronar, atëherë ua dedikon shtatë kategorive, për shkak se mbledhësit e zekatit nuk bëjnë pjesë, e nëse është institucion, atëherë hyn kategoria e mbledhësve.[7]Sipas tyre, ajeti në fjalë për kategoritë e zekatit ka ardhur në shumës, gjë që, sipas tyre, nënkupton të gjitha kategoritë përfituese të zekatit, e më së paku që mund të jepet ndaj seciles kategori, është tre persona, ngase shumësi minimal është tre persona.Ajeti në fjalë ka filluar me pjesëzën innema, që, sipas tyre, nënkupton dhënien e zekatit dhe sadakasë për grupet e përmendura në vijim të ajetit.Përveç aspektit gjuhësor dhe kuptimor të ajetit, mbi të cilin janë mbështetur, ata kanë argumentuar edhe me hadithin në vijim, të cilin e transmeton Ebu Davudi nga Zijad ibn el-Harith Esadaij, i cili thotë: "Shkova pranë të Dërguarit të Allahut dhe ia dhashë besën (besatimin)... ndërkohë erdhi një njeri dhe i tha të Dërguarit të Allahut: "Më jep mua sadaka". I Dërguari i Allahut iu përgjigj: "Allahu i Madhëruar nuk është i kënaqur me vendimin e të Dërguarit të Tij e as të dikujt tjetër në çështjen e ndarjes së sadakasë, derisa Ai e bëri vetë, prandaj Ai ka gjykuar për ndarjen e sadakasë në tetë grupe, e nëse ti je në njërin prej këtyre grupeve, ty do të të japim të drejtën tënde që meriton". (Ebu Davudi dhe Darekutni. Mundhiriu e ka shënuar në Muhtesarin e tij, v.2, f. 230). Hadithit në fjalë i japin konotacion gjithëpërfshirës të tetë kategorive, ndonëse në të përmendet alternativa e grupit të cilit mund t'i takojë pyetësi, sidoqoftë, ky është mendimi i Shafiut dhe pasuesve të tij.[8]

## Argumentet e pjesës dërrmuese të dijetarëve

Shumica e juristëve, siç e kemi theksuar, e shohin jo të detyrueshme përfshirjen e tetë kategorive përfituese të zekatit, ndërsa ajetin që flet për kategoritë e zekatit, e komentojnë si shpjegim për grupet që meritojnë të marrin zekatin dhe kumtim se jashtë atyre grupeve a kategorive nuk duhet të jepet zekati. Argumentet e tyre janë të shumta, e unë do të mjaftohem të përmend ato që janë më të rëndësishme.

- Lami i përdorur në ajet, sipas shumicës së juristëve, nuk është lamut-temlik, por është lamul exhel, gjë që e ndërron edhe qasjen e të kuptuarit.

- Për pjesëzën innema që, sipas shafiitëve, nënkupton dhënien e zekatit dhe sadakasë për grupet e përmendura në vijim të ajetit, pjesa dërmuese e juristëve kundërpërgjigjen

se pjesëza në fjalë ka për qëllim njoftimin për kategoritë përfituese të zekatit, e jo domosdoshmërinë e përfshirjes së tetë kategorive.

- Kanë argumentuar me ajetin në vijim: "Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju..." (El Bekare, 271). Ky ajet nuk ka përmendur më shumë se një kategori, që është kategoria e të varfërve. Dihen mirë se termi sadekatun, sa herë që përmendet në Kur'an, nënkupton lëmoshë-sadaka obligative, e ky ajet, -ndonëse bëhet fjalë për sadaka obligative- ka përmendur vetëm grupin e të varfërve, që është njëri prej tetë kategorive me të drejtë përfitimi.

- Po ashtu në një ajet tjetër, janë përmendur dhe veçuar dy lloje, e jo më tepër se aq[9]: "Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp." (El Mearixh, 24-25)

- I Dërguari i Allahut, kur e dërgoi Muadhin në Jemen, e porositi: "Bëju të ditur atyre se Allahu i ka obliguar ata me sadaka (e zekat), e cila merret nga të pasurit e tyre dhe jepet (shpërndahet) për të varfrit e tyre". (Buhariu, nr. 1458 dhe Muslimi). Teksti i këtij hadithi nënkupton qartë se lejohet që tërë sadakaja të destinohet për të varfrit, të cilët janë një nga tetë kategoritë e përmendura. Po ashtu ekzistojnë edhe hadithe të tjera, ku shprehet qartë dedikimi i sadakave për njërin grup, e në të shumtën e rasteve përmendet kategoria e të varfërve.

- Hadithit të Zijad ibn el-Harith Esadaij-it, ku mbështeten shafiitë, i kundërvihen me faktin se në senedin e këtij hadithi është Abdurrahman ibn Zijad ibn En'am el-ifrikij, i cili nga shumë vlerësues llogaritet si i dobët në transmetime.

Po ashtu, edhe nëse pranohet ky transmetues, shumë studiues i kanë dhënë një konotacion më të gjerë këtij hadithi, duke konstatuar se ndoshta qëllimi me fjalët e të Dërguarit, ka të bëjë me mbledhjen dhe grumbullimin e sadakasë, që mblidhet tek imami-udhëheqësi i vendit, e jo për sadakatë individuale. Nëse udhëheqësi i vendit ka grumbulluar të gjitha sadakatë dhe tek ai prezentojnë të gjitha kategoritë që kanë të drejtë për zekat dhe sadaka, atëherë secilit grup i takon pjesa e tij e përcaktuar nga Allahu. Por, ai nuk e ka të obligueshme t'i barazojë ata në dhënien e sadakasë, ashtu siç nuk e ka të obliguar t'i përfshijë të gjitha grupet, mirëpo ai mund t'u japë disa grupeve më shumë sesa grupeve të tjera. Kuptohet që ai bën ndarjen dhe zgjedh kategoritë sipas asaj që e sheh më të arsyeshme dhe sipas nevojave aktuale të banorëve.

Përveç argumenteve që theksuam, ka edhe shumë të tjera e pjesa dërrmuese (xhumhuri) e juristëve i kundërpërgjigjen Shafiut dhe juristëve të tjerë që kanë mendim të njëjtë me atë të Shafiut.

**Mendimi i zgjedhur**

Nga ajo që kam shtjelluar këtu, duke i sqaruar mendimet e dy grupeve dhe argumentet e tyre, bëhet e qartë se mendimi i dytë është më i pranuar dhe shihet si mendim i përzgjedhur në këtë tematikë, për shkak të elaborimit të thukët dhe argumentues që i kanë dhënë çështjes në fjalë. E, shumë dijetarë, për t'i ikur problematikës në fjalë, kanë konstatuar se dedikimi i zekatit për të gjitha kategoritë është joobligativ, ndonëse përfshirja e të gjitha grupeve mund të jetë veprim i preferuar në bazë të ajetit dhe shmangies së polemikës. Në të kundërtën, veçimi i ndonjë grupi a kategorie dhe dhënia e zekatit asaj, pasqyrohet si reflektim i kuptimit të tekstit dhe nuk nënkupton kurrsesi dalje nga teksti. Veçimi i ndonjë kategorie të caktuar bëhet nga guvernatori-udhëheqësi, i cili, pas shqyrtimeve të hollësishme, sheh se më i arsyeshëm është dedikimi i zekatit për grupin a grupe të caktuara, e s'ka dyshim se ky mendim është mendimi më i qëlluar dhe më i duhur në këtë aspekt, që përkrahet nga Hudhejfe, Ibn Abbasi, Hasen el-Basriu, Ata ibn ebi Rebah, Seid ibn Xhubejri, hanefitë, malikitë dhe Ahmed ibn Hanbeli në njërin prej mendimeve të tij.[10]

**Përfundim**

Nga ajo që kam elaboruar në këtë punim, mund të përfundoj se shpjegimi i ajetit që flet për ndarjen e zekatit dhe sadakasë, nuk është kuptuar njësoj nga të gjithë juristët, sepse secili ka dhënë mendimin e tij juridik të bazuar në tekste, sipas asaj që e ka parë të arsyeshme. Mendimi ndryshe nuk duhet të kuptohet si mendim i gabuar, ngase të gjitha mendimet bazohen në argumente dhe janë bërë në bazë të përpjekjes (ixhtihadit) së tyre konsekuente e të mirëfilltë. E, në të vërtetë, njëri mendim shihet si më i arsyeshëm dhe më i pranuar, për shkak të reflektimit të tij në praktikë. E në këtë rast, mendimi i pjesës dërrmuese të juristëve në lidhje me ndarjen e zekatit për kategorinë që ka më së shumi nevojë, është mendim i qëlluar dhe përkon me kërkesat praktike të shoqërisë.

[1] Shafiu, El-Umm, bot. I-rë, Daru-l Vefa Lin-Neshri Vet-Tevzi', Mensure-Egjipt, 1422-2001, v.3, f. 181. [2] Po aty, v3 f. 188-189. [3] Taberiu, Xhamiul Bejan fi Te'vilil Kur'an, me recenzurë të Ahmed Shakirit. Muesseseturr Rrisaletu, bot. I, 2000, v. X14, f. 322. [4] Po aty, v. 14 f. 323. [5] Abdurrahman ibn Muhamed ibn Kudame el-Makdisij, Esh-sherhu'l Kebir Mea-l Mugni, vëll. II, fq. 707-708; Sabik, Fikhu-s Suneh, v.1, f. 454. [6] Ibn Rushd el-Kurtubij, Bidajetu-l Muxhtehid ve Nihajetu-l Muktesid, dar el-Istikametu, Kairo-Egjipt, pa vit botimi, v.1 f. 266. [7] Shafiu, El-Umm, v.3 f. 195. [8] Neveviu, El-Mexhmu' Sherhu-l Muhedheb, Matbeatul imam, Egjipt, pa vit botimi, v.6, f. 231-232. [9] Xhessas, Ahkamu-l Kur'an, Matbeatu- Evkaf el-Islamijetu, Kustantinijetu, 1338, v.3 f. 139-140. [10] Sabik, Fikhu-s Suneh, v.1 f. 454-455.

# Objektivat/qëllimet e Sheriatit dhe lidhshmëria e tyre me sferën financiare

**Dr. Islam Hasani**

**Objektivat kryesorë të Sheriatit janë që të sigurojnë mirësi për njerëzit dhe mbrojtjen e tyre nga korrupsioni dhe e keqja, që jeta e njerëzve të vazhdojë e lumtur dhe e papenguar.**

Objektivat e Sheriatit përfshijnë edhe sferën e transaksioneve dhe aktiviteteve financiare. Gjithashtu rregullojnë qëllimet kryesore të rregullimit ligjor, që kanë të bëjnë me transaksione financiare. Prandaj, për t'u kuptuar më mirë principet e Sheriatit që kanë të bëjnë me kontratat financiare dhe bankimin islam, kjo varet shumë nga kuptimi i qëllimeve të Sheriatit në transaksionet financiare. Me fjalë të tjera, parimet udhëzuese të kontratave financiare të bankimit islam janë bazë për jetësimin e objektivave të Sheriatit në aktivitete financiare. Qëllim kryesor i Sheriatit është që t'u mundësoj njerëzve të jetojnë të lumtur në rrugën e Zotit në të dy botët. Këto qëllime arrihen përmes vlerave, normave dhe ligjeve që duhet të realizohen nga të gjithë, e në veçanti nga myslimanët.

**Definimi i objektivave të Sheriatit**

Objektivat kryesorë të Sheriatit janë që të sigurojnë mirësi për njerëzit dhe mbrojtjen e tyre nga korrupsioni dhe e keqja, që jeta e njerëzve të vazhdojë e lumtur dhe e papenguar. Për të arritur këtë, Sheriati synon të mbrojë jetën dhe mirëqenien e njerëzve, përfshirë mendjet, punët, fitimet dhe pasuritë e tyre. Prandaj, pesë objektivat kryesorë, sipas shumicës së dijetarëve, janë: mbrojtja e fesë – El-din, mbrojtja e jetës njerëzore El-nefs, mbrojtja e intelektit njerëzor – El-akl, mbrojtja e gjenealogjisë/trashëgimisë El-nesl dhe mbrojtja e pasurisë njerëzore – El-mal.(1)

Të gjitha normat dhe ligjet në Islam synojnë të mbrojnë këto pesë gjëra. Për shembull, sakrifica në rrugë të Allahut, synon mbrojtjen e fesë; dënimi me vdekje për vrasje, është për ta mbrojtur jetën njerëzore; ndalimi i pijeve alkoolike, ka për qëllim mbrojtjen e intelektit njerëzor; dënimi i atyre që vjedhin, ka për qëllim mbrojtjen e pasurisë së njerëzve; dhe inkurajimi për martesë e ndalimi i amoralitetit, kanë për qëllim ruajtjen e gjenealogjisë dhe trashëgimisë njerëzore.

Ligji Islam është shumë i përgjithshëm dhe përfshin të gjitha nevojat njerëzore: "... Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga libri, më në fund, te Zoti i tyre do të tubohen". (El En'am, 38)

Kur'ani dhe Syneti tregojnë fleksibilitet dhe butësi në parimet që udhëzojnë jetën njerëzore."... Allahu nuk dëshiron (me obligim për abdest e larje) t'ju sjellë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë (prej mëkatëve), t'ua plotësojë të mirën e Tij ndaj jush e që t'i falënderoheni.. (El Maide, 6).

Pejgamberi a.s. zgjidhte më të lehtën në mes dy gjërave, për sa kohë që të ishin të lejuara të dyja. Ligji Islam ka sjellë disa objektiva për t'u shërbyer nevojave financiare të njerëzve. Kuptimi i këtyre objektivave është shumë i rëndësishëm për të lehtësuar nevojat financiare në industrinë financiare islame, që është duke ndryshuar në vazhdimësi. Shumë çështje që kanë të bëjnë me transaksionet, janë të natyrës së 'ixhtihadit' (marrjes së vendimeve duke u bazuar në rregullat e përgjithshme), kështu që mund të ndryshojnë sipas ndryshimeve në kohë, vend dhe nevojave të popullsisë. Objektivat kryesore që udhëzojnë aprovimin a miratimin e përgjithshëm të ligjeve, përmbajnë mbrojtjen

e fesë, jetës, dinjitetit/gjenealogjisë, intelektit dhe pasurisë. Objektiva të veçantë lidhen me objektivat që janë të disenjuar për të arritur mirësi në aktivitete të ndryshme, përfshirë aktivitetet ekonomike dhe financiare.[2]

**Klasifikimi i objektivave të Sheriatit**

Ekzistojnë tri klasifikime grupore të objektivave të Sheriatit, që përfshijnë: El-darurijat (të domosdoshmet), El-haxhijat (të nevojshmet apo plotësueset) dhe Et-tahsinijat (zbukurueset).

**a. Ed-darurijat (të domosdoshmet)**

Të domosdoshme janë çështjet, prej të cilave varen feja dhe punët e kësaj bote. Mospërmbushja e tyre shkakton çrregullime dhe mund të mbarojë me një përfundim shumë të keq. Këto duhet të mbrohen dhe duhet të ndërmerren të gjitha masat dhe mjetet, qoftë në nivel individual apo edhe qeveritar, për t'i ruajtur ato. Këto vlera përfshijnë pesë gjërat fondamentale në jetë: mbrojtja e fesë, mbrojtja e jetës, mbrojtja e dinjitetit apo gjenealogjisë, mbrojtja e intelektit dhe mbrojtja e pasurisë.[3]

**Mbrojtja e fesë**

Mbrojtja e fesë në nivelin personal arrihet përmes kryerjes së ibadeteve (adhurimeve) të caktuara nga Allahu i Madhërishëm. Ndërkaq, mbrojtja e fesë në një sferë më të gjerë përfshin mbrojtjen e fesë nëse është duke u sulmuar nga ndonjë armik që kërkon përfshirjen më të gjerë se niveli personal."Pa dyshim feja tek Allahu është Islami. U kundërshtuan ata që u është dhënë libri, pasi që u erdhi e vërteta, nga zilia në mes tyre. E kush mohon argumentet e All-llahut, (le ta dijë se) Allahu (ia) llogarit shpejt". (Ali Imran, 19)

**Mbrojtja e jetës**

Jeta është e shenjtë sipas mësimeve të Sheriatit, nuk lejohet që dikush të marrë guximin dhe të mbysë dikë tjetër. Kurse ata që vrasin dikë, i pret shumë dënim i dhembshëm. "Dhe mos mbytni askënd që Allahu ka ndaluar (mbytjen e të cilit), përveç me drejtësi...". (El Isra, 33)

**Mbrojta e dinjitetit/gjenealogjisë**

Mbrojtja e dinjitetit përfshin mbrojtjen e të drejtave individuale për privatësi duke mos i ekspozuar apo edhe akuzuar të tjerët për sjellje të këqija. Në Islam janë të rregulluara gjithashtu edhe marrëdhëniet në mes burrit e gruas, në mënyrë që të mbrohet dinjiteti i tyre. Ndalimi dhe dënimi për amoralitet, është një manifestim i mbrojtjes së dinjitetit njerëzor. Gjithashtu edhe dënimi për akuza të pabaza ndaj të tjerëve për amoralitet, do të thotë mbrojtje e identitetit njerëzor.



**Mbrojtja e mendjes/intelektit**

Mendja është një dhuratë shumë e madhe nga Allahu i Madhërishëm për njerëzit. Kjo është një nga kapacitetet që e dallon njeriun nga shtazët. Kjo është edhe arsyeja pse njerëzit janë shumë të inkurajuar për të mësuar dhe për të nxënë sa më shumë dituri, duke pasur edhe lirinë e shprehjes së lirë për të mbrojtur intelektin e tyre. Prandaj, edhe ndalimi i pijeve dehëse, është për të mbrojtur intelektin njerëzor.

**Mbrojtja e pasurisë**

Pasuria është nga gjërat e domosdoshme për njerëzimin. Ajo duhet të fitohet në mënyrë të lejuar (hallall) sipas parimeve islame. "Dhe mos e hani pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, e as mos u paraqitni me të (me ryshfet) te gjykatësit, për të grabitur në mënyrë të padrejtë një pjesë të pasurisë së njerëzve, kur ju e dini (se po e hani atë pa të drejtë)". (El Bekare, 188)

Gjithashtu, në ajete të tjera të shumta Kur'ani flet për dënime të mëdha për ata që e fitojnë pasurinë në mënyrë të paligjshme, duke i mbrojtur njerëzit që të mos fitojnë në mënyrë që ata të dënohen më vonë, dhe për të mbrojtur pasurinë e njerëzve që të mos ua marrë dikush padrejtësisht. Për këtë arsye janë dhënë udhëzime edhe për mënyrën e aktiviteteve financiare, që të jenë të pranuara.

**b. El-haxhijat (të nevojshmet a plotësueset)**

Gjërat plotësuese janë ato që në përgjithësi plotësojnë interesat parësorë dhe u referohen atyre interesave që, nëse neglizhohen a nuk plotësohen fare, shpien në vështirësi individuale ose edhe shoqërore. Dallimi në mes të atyre që konsiderohen 'të domosdoshme'



dhe të kategorisë 'plotësuese' është se, nëse nuk plotësohen të domosdoshmet, kjo sjell çrregullim total deri edhe shkatërrim, kurse mosplotësimi i atyre të kategorisë 'plotësuese' shkakton vështirësi të mëdha, por jo edhe shkatërrim.Shembuj për këtë kategori në sferën financiare, është lejimi i tregtisë dhe i transaksioneve të tjera, siç janë Mudarabah (partneritet me bartje rreziku dhe ndarje fitimi), musharakah (partneritet aktiv me shumë aksionarë), ixharah (lizingu a qiradhënia) etj..

**c. Et-tahsinijat (zbukurueset)**

Gjërat zbukuruese janë ato që u referohen interesave, me plotësimin e të cilave arrihet përmirësim dhe ajo që është e dëshirueshme për t'i plotësuar interesat jetësorë. Mosplotësimi i tyre nuk shkakton çrregullim të jetës dhe as vështirësi në plotësimin e nevojave, por mund të shkaktojë mungesë të rehatisë a të komoditetit në jetë.

**Objektivat e Sheriatit dhe aktivitetet financiare**

Objektivat e Sheriatit në aktivitetet financiare ka të bëjë me qëllimet dhe kuptimin e tyre të përgjithshëm që Sheriati synon të arrijë me rregullat e veta rreth aktiviteteve dhe transaksioneve financiare. Këta objektiva nuk janë të fokusuar vetëm në ndonjë lloj transaksionesh financiare, por përfshijnë të gjitha aspektet e aktiviteteve dhe marrëdhënieve financiare. Edhe pse disa mund të duken që kanë të bëjnë më shumë me financa, ato duhet të analizohen nga perspektiva universale e qëllimit të tyre, duke përfshirë të gjitha llojet e transaksioneve dhe aktiviteteve të tregtisë, fitimprurjes, shpenzimit dhe konsumimit.[4] Duke analizuar më thellësisht disa tekste nga Kur'ani dhe tradita e Pejgamberit a.s. rreth aktiviteteve financiare, mund të thuhet se Sheriati i ka vështruar disa synime të veçanta rreth ligjeve dhe parimeve financiare. Këta objektiva janë:

• Qarkullimi i pasurisë brenda shoqërisë, duke u dhënë përparësi aktiviteteve financiare që kanë të bëjnë me kontrata partneriteti, që e bëjnë shoqërinë të jetë pjesë e qarkullimit të pasurisë duke mos lejuar që pasuria të përqendrohet vetëm tek grupe të ngushta të njerëzve. Gjithashtu me këtë kategori synohet të arrihet edhe dhënia e zekatit dhe inkurajimi i bamirësisë brenda shoqërisë, duke e konsideruar këtë si të drejtë të të varfërve mbi pasurinë e të pasurve.

• Vazhdimësia e investimeve të pasurisë. Me zhvillimin dhe përparimin e shoqërisë në përgjithësi, duhet të zhvillohen edhe aktivitetet dhe transaksionet ekonomike. Ka një numër ajetesh dhe hadithesh të Pejgamberit a.s. që urdhërojnë për aktivitete ekonomike për të fituar, munduar dhe për t'u shpërndarë në Tokë për të kërkuar të mirat e Zotit. Për të arritur këtë objektiv, pasuria duhet të investohet dhe kjo në mënyrë të vazhdueshme e me metoda që i përkasin kohës aktuale.

• Arritja e transparencës në aktivitetet financiare. Kjo duhet të arrihet patjetër për të eliminuar keqkuptimet dhe për të arritur besueshmërinë e popullit. Ajete dhe hadithe të shumta tregojnë për rëndësinë e transparencës dhe obligueshmërinë për qartësimin e kontratave financiare, duke marrë edhe dëshmitarë për t'iu shmangur çdo paqartësie.

• Lejueshmëria e pronësisë private dhe publike. Përveç lejimit të pronësisë sipas konceptit ekonomik islam, obligim është edhe qartësimi i pronësisë financiare në transaksione financiare, për t'u evidencuar obligimet e personave mbi pasurinë e vet. Për shumë aktivitete financiare lejueshmëria e tyre varet nga përcaktimi i pronësisë në kohë të caktuara, p.sh. hadithi i njohur 'mos e shit atë që nuk e posedon', tregon se tregtari a financieri ose banka nuk mund të shesë/financojë diçka që ende nuk e ka në posedim, veçse së pari duhet ta posedojë e pastaj t'ia shesë palës së tretë. Edhe në transaksione të tjera duhet të përcaktoht patjetër pronësia dhe prej qartësimit dalin edhe përgjegjësitë për aktivitete të mëtutjeshme në mes palëve kontraktuese.

(1) Ahcene Lahsasna, Shariah Aspects in Business and Finance (Kuala- Lumpur: INCEIF, 2011), f.63-65. (2) Ibid. (3) SRA (International Shariah Research Academy for Islamic Finance), Islamic Financial System: Principles and Practices, (Kuala Lumpur: Pearson Custom Publishing, 2012), f. 169-172.(3) Ibid (4) Mohammad Hashim Kamali, Islamic Commercial Law: an Analysis of Futures and Options, (Kuala-Lumpur, Ilmiah Publishers, 2002), f.110.

# Sunitët dhe shiitët: kontradikta dhe rivaliteti

**Mr. Qemajl Morina**

**Bota islame, viteve të fundit po ballafaqohet me një mosbesim të madh në mes sunitëve, të cilët përfaqësojnë 90% të myslimanëve të botës dhe shiitëve, të cilët përfaqësojnë 10% e popullatës në fjalë. Në kohën kur sunitët janë të shtrirë në të gjitha vendet myslimane, shiitët janë të përqendruar në Iran, ku shiizmi është drejtim zyrtar i fesë shtetërore. Por, shiitët janë të përhapur edhe në disa vende tjera, siç është Iraku, ku edhe ekzistojnë disa vende të shenjta të tyre.**

Mospajtimet në mes Iranit dhe botës arabe në fillim ishin më tepër të karakterit nacional se sa fetar. Kështu mund të përshkruhet periudha e perandorit iranian Reza Pahlavit, ndërkohë që periudha pas Revolucionit Islamik e Ajatullah Humejnit e vitit 1979 do të merr karakter fetar. Ishte hera e parë në kohën më të re, që Iranit po i jepej rasti të jetë prijës i Botës Islame. Për këtë edhe bëri çmos që ta shtrijë ndikimin e vet kudo në vendet islame. Por, aty ku dëshironte ta bënte më së shumti ishte Egjipti. Në Egjipt ishte themeluar shteti i parë shiit i Fatimijëve gjatë viteve (969 - 1171). Mirëpo, Egjipti për shkak të një miqësie të kahershme ndaj Pahlavit, ishte i martuar me princeshën Fevzije, motrën e mbretit Faruk të Egjiptit. Në momentin kur ai ra nga pushteti, aleatët e tij perëndimorë nuk i siguruan qoftë edhe vend strehimi për të dhe familjen e tij. Për të Egjipti ishte vendi i vetëm, në krye të cilit ishte presidenti i atëhershëm, Muhamed Enver Es-sadat, i cili e strehoi, por për një hap të tillë atij iu desh t'i ndërpriste marrëdhëniet diplomatike me Teheranin dhe regjimin e Humejnit.

Kështu pra ardhja në pushtet e Lëvizjes Islamike e "Vëllezërve Myslimanë" në Egjipt, pas Revolucionit të 25 janarit të vitit 2011, për Teheranin ishte një lajm i gëzueshëm, për realizimin e interesave të tij në një vend ku përveç tjerash gjenden një numër i konsiderueshëm i monumenteve shiite. Për këtë pra dhe hapi i parë që ndërmori Teherani ishte nënshkrimi i marrëveshjes për shkuarjen e turistëve iranian në mënyrë të organizuar në Egjipt. Kjo marrëveshje ishte e mirëseardhur për Egjiptin në kohën kur numri i turistëve nga bota është reduktuar në maksimum për shkak të gjendjes jo stabile pas revolucionit të 25 janarit të vitit 2011.

**Humbja e besimit mes sunitëve dhe shiitëve**

Marrëdhëniet e acaruara dhe humbjen e besimit në mes sunitëve dhe shiitëve më së miri e ilustron, analisti iranian, Ataallah Muhaxherani, në të përditshmen saudite, "Asharqal Avsat", të datës 13 mars, i cili e përshkruan përvojën e qëndrimit të tij të shkurtër në Kajro. Në rrugën time për në pjesën e vjetër të Kajros në lagjen Han el-Halili mora një taksi, shoferi i të cilit më pyeti se a mos isha irakian. Unë ia ktheva , jo unë jam iranian. Pastaj më pyeti me një theks pak sa të lartë: sunit apo shiit? Ia ktheva: unë jam mysliman! Mirëpo ai ma ktheu: shiitët nuk janë mysliman ! Iu përgjigja: unë jam mysliman, besoj në profetin Muhamed, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të. Ai ma ktheu: mirëpo ai ishte profet sunit!.

Kështu pra vazhdoi diskutimi ynë, që herë pas here ishte i nxehtë dhe i ashpër, gjatë rrugëtimit tanë prej aeroportit e deri në lagjen e Kajros së Vjetër në Han el-Halili, gjatë së cilës unë u përpoqa ta bind bashkëbiseduesin tim se shiitët janë myslimanë dhe se unë jam mysliman po ashtu.

I njëjti refren i taksistit të nesërmen u përsërit në hotelin e vjetër "Vindsor" në rrugën "Mbreti Fuad i Parë" ku pas sa e sa peripecish mezi sa gjeta një dhomë. Në mëngjes u zgjova dhe shkova të pijë çaj në verandën e hotelit ku po pinin çaj një numër i madh i njerëzve. Pranë



meje ishte ulur një njeri në moshën mesatare. Hyra në bisedë me të, duke e përshëndetur me përshëndetjen tradicionale islame. "Esselamu alejkum !" Po ashtu e njoftova edhe me përkatësinë time kombëtare. Në fytyrën e tij u shfaqen disa emocione. Kuptova se filloi të mendojë diçka dhe me një herë më pyeti: "A je sunit apo shiit ?" Iu përgjigja:"unë jam mysliman !" Ma ktheu: "A është kjo përshëndetja e juaj?" Për të vazhduar: "Mirëpo, shiitët nuk janë mysliman"! Megjithatë, unë vazhdova diskutimin tim me këtë të ri, i cili quhej Ebu Bekr, deri në orën 11 të paradites. Në fund më puthi dhe më tha: "Dashtë Allahu që në një të ardhme të afërt të bëhesh sunit, sepse ti paske njohuri për Kur'anin"!.

Bashkëbiseduesi im pastaj vazhdoi: "Mirëpo, shiitët nuk besojnë në Kur'an e as në profetin, përveç kësaj ata ofendojnë shokët e profetit si dhe Aishen, njërën prej grave të profetit". Kurse unë iu përgjigja: "Shiitët besojnë në Kur'an, mirëpo secili vend dhe secili popull ka ekstremistët e vet". Po ashtu pyeta nëse ka dëgjuar për njërin nga komentet më të mirë të Kur'anit, autor i të cilit është dijetari i madh iranian Tabatabai. Ky koment mbështetet në tre aspekte: filozofik, mistik dhe komenti i haditheve. Po ashtu e pyeta nëse ka njohuri se afër 500.000 ekzemplarë të Kuranit shtypen në Iran për çdo vit, të cilët janë identik me ekzemplarët e Kur'anit që shtypen në Egjipt si dhe në vendet tjera islame.

Për këtë njerëzit e fesë, qofshin ata sunitë apo shiitë, duhet të japin kontributin e tyre për afrimin e besimtarëve të dyja grupeve për tejkalimin e këtyre problemeve të rrezikshme, të cilat janë prezentë në shoqërinë myslimane. Njerëzit e fesë kanë përgjegjësi para Allahut për jetët e myslimanëve të pafajshëm, të cilët bien viktima të përçarjeve sektare si në Irak, Afganistan, Pakistan si dhe në vende tjera, sepse këta njerëz janë viktima të injorancës. Andaj, duhet ta dimë se vrasësit dhe individët, të cilët marrin aksione vetëvrasëse janë njerëz të rëndomtë, nga se ata janë të bindur se në atë mënyrë ata janë në shërbim të kauzës së tyre. Për këtë është obligimi i dijetarëve t'i korrigjojnë mendimet e tyre ndaj Islamit.

Andaj, ashtu siç thotë Muhamed Arkuni, ne kemi nevojë për "humanizimin dhe racionalizimin e Islamit më tepër se asnjë herë më parë". Apo ashtu siç thotë Jusuf el-Kardavi ne kemi nevojë për "selefizmin e mistikëve dhe misticizimin e selefijve". Është obligim i dijetarëve tanë t'i kundërvihen këtij ekstremizmi dhe fundamentalizmi, sepse kultura e urrejtjes dhe e keqkuptimit do të jetë shkatërrimtare për të gjithë ne.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË GRUP DEPUTETËSH TË PARLAMENTIT TË KOSOVËS

Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti në takim një grup të deputetëve të Kuvendit të Kosovës: z.Glauk Konjufca - zv./Kryetar i Parlamentit të Kosovës, znj. Teuta Sahatçiu - kryesuese e grupit të grave deputete, Alma Lame, Hashim Deshishku, Ahmet Isufi, Blerta Deliu, Flora Brovina, Donika Kada – Bujupi , Lirie Kajtazi dhe Halit Krasniqi. Myftiu Tërnava në fillim u shprehu mirëseardhje deputetëve të Kuvendit të Kosovës në selinë e BIK-së dhe i njoftoi për rolin dhe angazhimet e BIK-së në kultivimin e vlerave humane, morale e fetare dhe të bashkëjetesës në Kosovë. Znj. Teuta Sahatçiu falënderoi Myftiun për pritjen, për kontributin dhe angazhimin e BIK-së dhe institucioneve të saj në forcimin dhe zhvillimin e shtetit të Kosovës dhe për kohën që ka ndarë për të dëgjuar shqetësimet e grave deputete të Parlamentit të Kosovës. “Jemi këtu për të ngritur shqetësimet tona në lidhje me videon e lancuar ditët e fundit në medie, për gjuhën e rëndë të përdorur nga një imam për femrën kosovare” - tha në mes të tjerash znj. Sahatçiu. “Ne të gjithë jemi të shqetësuar nga ky fjalor i rëndë dhe për BIK-në kjo gjuhë komunikimi me masën është e papranueshme dhe nuk përkon me etikën profesionale të një thirrësi – Imami. KBI i Prizrenit ka adresuar lëndën e tij në komisionet disiplinore të BIK-së dhe pritet që komisioni në fjalë të marrë masat e duhura përkatëse”, - tha në mes të tjerash Myftiu Tërnava.

## MYFTIU TËRNAVA NDEROHET ME ÇMIMIN “QYTETAR NDERI I FUSHË-KOSOVËS

Më 12 qershor në akademinë solemne të organizuar nga komuna e Fushë- Kosovës iu dha çmimi “Qytetar nderi i Komunës së Fushë-Kosovës”, Myftiut të Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava. Titulli iu dha në nderim të 12 Qershorit, Ditës së çlirimit të këtij qyteti. Kryetari i komunës së Fushë- Kosovës, z. Burim Berisha, mbi bazën e vlerësimit të shumanshëm të qytetarëve dhe institucioneve aktuale, dhe bazuar në statutin e komunës, u ka propozuar delegatëve



të kuvendit kandidatin për titullin "Qytetar nderi i komunës së Fushë-Kosovës për Vitin 2013". Delegatët e kuvendit të komunës, më datë 10.06.2013 kanë përkrahur njëzëri propozimin e kryetarit Berisha dhe epiteti "Qytetar nderi për vitin 2013" do t'i takojë Mr. Naim ef. Tërnavës.

Për shkak se nuk qe i pranishëm Myftiu, i cili ndodhet për vizitë zyrtare në Libi, këtë çmim, në emër të tij, e mori Mr.Ekrem ef.Simnica, anëtar i Kryesisë së BIK-së.

Ky çmim është bërë tashmë tradicional dhe jepet për çdo vit në 12 Qershor, për Ditën e Çlirimit të Fushë-Kosovës, si mirënjohje dhe respekt për punën dhe vepra të veçanta të figurave tona më të ndritshme, të cilat e meritojnë përjetësinë dhe janë shenja të krenarisë ndër breza. (R. Suma)

### MYFTIU TËRNAVA PRITI PËRFAQËSUESIT E BANKËS ISLAME PËR ZHVILLIM

Myftiu Kosovës Naim Tërnava priti më 30 maj përfaqësuesit e Bankës Islame për Zhvillim - IDB me seli në Xhedë, - zyrtarë të departamentit për zhvillimin dhe avancimin e vakëfeve, të kryesuar nga Dijab Karar Ahmed dhe Muhamed Ahmed Salem. Myftiu Tërnava falënderoi përfaqësuesit e IDB-së për ndihmën që i kanë dhënë Kosovës dhe i njohu ata me gjendjen e vakëfeve në Kosovë për se tha se mbi 90% e vakëfeve janë nacionalizuar, uzurpuar e tjetërsuar gjatë sistemit komunist. Myftiu, po ashtu tha se në Kosovë nuk është miratuar ende ligji për rikthimin e pronave të uzurpuara nga shteti, një gjë që ka vështirësuar punën dhe aktivitetet normale të Bashkësisë Islame. Në takim Myftiu falënderoi mysafirët sidomos për gatishmërinë që të financojnë projektet e BIK-së të vakëfeve si një prioritet kryesor i BIK-së. Z.Dijab Karar Ahmed falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe shprehu gatishmërinë e Bankës Islame për Zhvillim - IDB të ndihmojë BIK-në në zhvillimin e vakëfeve "dhe ky është qëllimi i vizitës sonë në Kosovë" – theksoi ai. (R. Shkodra)

### MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E KOMUNËS ARNAVUTKOY AHMET HASHIM

Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, më 28 maj priti kryetarin e komunës Arnavutkoy të Stambollit, z. Ahmet Hashimin, i cili po qëndron për vizitë në Kosovë.

Me këtë rast Myftiu Tërnava falënderoi z. Ahmed Hashimin për vizitën në selinë e Kryesisë së BIK-së dhe e njohu atë me zhvillimet dhe proceset nëpër të cilat po kalon BIK.

Në takim Myftiu e njohu mysafirin gjithashtu edhe me funksionimin e institucioneve të BIK-së. Ndërkaq, kryetari i komunës Arnavutkoy. z. Hashim, pasi falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për rolin e BIK-së në begatimin e



jetës fetare në Kosovë, u shpreh se janë të gëzuar për zhvillimet dhe sukseset që ka shënuar Kosova për një kohë të shkurtër. (R. Shkodra)

### MYFTIU TËRNAVA MORI PJESË NË MANIFESTIMIN KULTUROR-FETAR TË MBAJTUR NË ZVICËR

Më 1 qershor 2013 në Soloturn (Zvicër), në sallën Biberena, u mbajt një manifestim i madh kulturor-fetar, ku morën pjesë shumë bashkatdhetarë tanë nga Kosova, Lugina e Preshevës dhe Maqedonia, të cilët janë me punë dhe qëndrim në Zvicër.

Salla dukej e vogël për të nxënë të gjithë të interesuarit që kishin ardhur me familjet e tyre nga vise të ndryshme të Zvicrës, për të dëgjuar atë që ishte paralajmëruar në program, ditë më parë.

Ky interesim mbase ishte i kuptueshëm, sepse në manifestim po merrte pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr.Naim Tërnava me tre bashkëpunëtorë: Kryeimamin-Sabri ef.Bajgora, Drejtorin e Departamentit për Diasporë-Ekrem Simnica dhe shefin e Kabinetit-z. Ejup Ramadani. Merrnin pjesë edhe: Ministri i Shëndetësisë - Dr. Ferid Agani dhe nënkryetari i KMSh-së - z.Bujar Spahiu. Qenë të pranishm edhe Ambasadori i Kosovës në Zvicër - z.Naim Mala dhe zv/ambasadori i Maqedonisë - z. Ekrem Hebibi.

Për ta bërë manifestimin më atraktiv dhe tërheqës, aty kënduan ashere nga Kurani lexuesit e mirënjohur: z. Xhelal Kaloshi dhe hfz. Aziz Alili. Ata, me zërin e tyre melankolik, mahnitën të pranishmit. Edhe këngëtari Meda u paraqit para publikut me një ilahi mjaft të këndshme, ndërkohë që artisti i mirënjohur shqiptare - z.Mirush Kabashi elektrizoi të pranishmit me dy monologë artistikë.

Mnifestimin e shpalli të hapur kryetari i Bashkësisë Islame Shqiptare në Zvicër -




z.Mustafë Mehmeti, i cili, pasi përshëndeti mysafirët, tha disa fjalë mirëseardhjeje edhe në gjuhën gjermane për mysafirin Hartmut Haas, prift në Zvicër.

Fjalimin qendror në këtë manifestim e mbajti Myftiu i Kosovës z.Naim ef. Tërnava, i cili fillimisht përshëndeti organizatorët për një tubim kaq madhështor, për t'u ndërlidhur pastaj me rolin e madh që ka luajtur Diaspora Shqiptare gjithandej në Evropë e posaçërisht në Zvicër, para luftës, në sensibilizimin e kauzës së Kosovës në qarqet zvicerane. "Ju ia dolët kësaj në radhë të parë sepse ishit punëtorë të vyeshëm dhe kontribuat me djersën tuaj në ndërtimin e këtij vendi. Nikoqiri jua ktheu këtë me ngritjen e zërit për përkrahje të shqiptarëve në vendet më me ndikim të botës. Sot Kosova është e pavarur. Ju edhe tani jeni prijatarë të frontit për shtetndërtim. Ju, me investimet tuaja ndihmoni bizneset e ndryshme në Kosovë dhe i keni dyert të hapura që aftësitë e treguara në këtë vend t'i sillni edhe në Kosovë. Hapni biznese dhe krijoni të hyra për Kosovën dhe zbuteni papunësinë, e cila tani për tani është armiku më i madh yni", - shtoi Myftiu Tërnava

Në vazhdim të fjalës së tij Myftiu Tërnava përmendi edhe ndërtimin e Xhamisë Qendrore në Prishtinë, për të cilën vuri në dukje se ajo do të jetë një simbol i Prishtinës në aspektin e dijes, mësimit dhe atdhedashurisë, për të theksuar: "Prandaj lypset që të kontribuojmë bashkërisht për ndërtimin e saj, për të lënë një shenjë të përjetshme të devotshmërisë sonë ndaj Krijuesit".

Myftiu Tërnava përmendi gjithashtu edhe zemërgjerësinë e shtetit të Zvicrës në raport me liritë fetare. "Këtu janë mbi 70 xhami, të cilat funksionojnë për mrekulli dhe nuk pengojnë askënd, - tha ai. - Edhe besimtarët myslimanë ndihen të qetë e të lumtur që kryejnë ritet fetare ashtu si ka hije, por edhe shteti zviceran ndihet mirë, sepse qytetarët që punojnë në këtë vend, janë integruar në çdo fushë dhe i praktikojnë lirshëm obligimet e tyre fetare". Këtë manifestim, përshëndetën edhe Ministri Ferid Agani, nënkryetari i KMSH-së Bujar Spahiu edhe i ftuari nga Lugina e Preshevës, Dr. Adnan Ahmeti. (Mr. Ekrem Simnica)



## MYFTIU TËRNAVA TAKOHET ME KRYEPARLAMENTARIN E LIBISË - GIUMA AHMED ATIGHA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava u prit sot në Tripoli të Libisë nga Kryetari aktual i Parlamentit të Libisë, Dr. Giuma Ahmed Atigha, të cilin Myftiu, pasi e falënderoi për pritjen, e njohu me arritjet e Kosovës dhe kontributin e ndihmën që kanë dhënë faktorët ndërkombëtarë për lirinë, pavarësinë dhe shtetësinë e Kosovës. Myftiu Tërnava tha se Kosova tashmë paraqet një storie të suksesit të angazhimit ndërkombëtar, ndërsa shteti i Kosovës ka stabilizuar rajonin. Ndërkaq, Kryetari i Parlamentit të Libisë, Dr. Giuma Ahmed Atigha, e njohu Myftiun me gjendjen në Libi, me arritjet, sfidat dhe vështirësitë me të cilat përballet Libia pas Revolucionit. Në takim me Kryetarin e Parlamentit të Libisë, Dr. Giuma Ahmed Atigha, Myftiu Tërnava kërkoi që sa më parë autoritetet libiane të formalizojnë njohjen e pavarësisë së Kosovës.



Po sot, Myftiu Tërnava iu drejtua me shkresë Parlamentit të Libisë për formalizimin e njohjes së Kosovës. Myftiu, po ashtu, u bëri thirrje deputetëve libianë që të vizitojnë Kosovën dhe të njihen nga afër me rezultatet që ka shënuar Kosova në shtetndërtim.Gjatë qëndrimit në Libi, Myftiu Tërnava është pritur edhe nga Myftiu i Libisë, Sadik el Garjani, pastaj nga udhëheqësi i Këshillit të Luftëtarëve të Libisë, Mustafa Sagezli, si dhe nga zyrtarë të Ministrisë së Vakëfeve.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA DUBAI

Myftiu Tërnava priti në selinë e tij një delegacion nga Emiratet e Bashkuara (EBA), të kryesuar nga Ali Khalfan el Mansouri, zyrtar i lartë i Ministrisë së Çështjeve Fetare të qeverisë së Dubait. Myftiu Tërnava falënderoi për ndihmën që qeveria e EBA-së i ka ofruar Kosovës para dhe pas Luftës. “Kosova nuk do të harrojë asnjëherë mbështjetjen tuaj, duke kujtuar se EBA është shteti i parë arab që njohu pavarësinë e Kosovës.”- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Ali Khlafan el Mansuri falënderoi Myftiun për mikrpitjen dhe për aranzhimin e takimeve dhe vizitave nëpër KBI të ndryshme. Ai, përveç të tjerash, theksoi: “... Me këtë rast jemi ndarë shumë të kënaqur me rezultatet dhe zhvillimin e arritur nga ju që nga paslufta”. Delegacioni po qëndron në vizitë treditore në Kosovë dhe ka vizituar disa Këshilla të Bashkësisë Islame gjithandej Kosovës.

## MBAHET KONFERENCA NDËRKOMBËTARE “FEJA DHE PAJTIMI: CILA ËSHTË E ARDHMJA E DIALOGUT NDËRFETAR”

Bashkësia Islame e Kosovës mori pjesë në konferencën ndërkombëtare “Feja dhe pajtimi: Cila është e ardhmja e dialogut ndërfetar?”, e cila u mbajt në Pejë nga 24-26 maj 2013, organizuar nga MPJ, në bashkëpunim me Ambasadën e Britanike, Ambasadën Norvegjeze dhe organizatën “The Soul of Europe”. Java e Tolerancës në Kosovë hapi Konferencën Interfaith në Pejë, duke mbledhur përfaqësues të religjioneve kryesore në rajon dhe të komunitetit ndërkombëtar të Interfaith. Kjo konferencë, e cila bashkon përfaqësues të feve kryesore në rajon dhe të komunitetit ndërfetar ndërkombëtar, është ngjarja më e madhe e këtij lloji që u zhvillua në Kosovë dhe në rajon. Mbi 160 udhëheqës fetarë, përfaqësues të komuniteteve dhe ekspertë nga 42 vende diskutuan mbi pajtimin e besimin dhe si mund të jenë ato forcë bashkuese në nivel rajonal dhe global. Konferenca ndërfetare u hap nga Kryetarja e Republikës së Kosovës, Atifete Jahjaga, e cila tha se Kosova ka një traditë unike të tolerancës ndërfetare, e cila shprehet në vlerat arkitektonike, në trashëgiminë tonë kulturore, në objektet e kultit dhe është një testament dëshmues i jetesës sonë të përbashkët përgjatë shekujve. Në fjalën e tij, Myftiu i Kosovës Mr. Naim ef. Ternava vuri në pah gatishmërinë dhe angazhimin e BIK-së për rëndësinë e dialogut ndërfetar dhe komunikimit si shenjë civilizuese. “Bashkësia Islame e Kosovës, - tha ai, dialogun reciprok e sheh si alternativën e vetme, pavarësisht nga besimi. Kemi më shumë të përbashkëta sesa pika që na ndajnë...Ne liderët e tri feve tradicionale në Kosovës, vetëm 6 ditë para intervenimit të NATO-s, u takuam në Vjenë në përpjekje të parandalimit të katastrofës njerëzore. Vetëm pak muaj pas përfundimit të luftës, ne liderët e tri feve u takuam në Aman të Jordanisë për të konstatuar se edhe pas tragjedive më të tmerrshme, popujt është dashur të bisedojnë për të gjetur rrugëdalje. BIK, e cila përfaqëson mbi 90% e komunitetit fetar në Kosovë, vazhdon të jetë kryesuese e




bashkëjetesës në harmoni të plotë ndërmjet besimtarëve”. Në ketë ceremoni të hapjes, foli edhe Peshkopi Teodosije dhe Ipeshkvi i Kosovës Dodë Gjergji.

Gjatë gjithë punimeve të konferencës, përfaqësues të ambasadave të shteteve të kuintit ndiqnin me interesim të madh rrjedhën e konferencës. Në këtë konferencë morën pjesë edhe personalitete me renome botërore në dialogun ndërfetar, si z. Villiam Vendli, Sekretar i Përgjithshëm i “Religions for peace” me seli në Nju- Jork, pastaj peshkopi norvegjez në pension, z. Gunnar Stolset ,anëtar i komisionit për çmimin Nobel. Z.Stalsee ka vizituar shumë herë Kosovën dhe është takuar me Myftiun Tërnava. Në konferencë mori pjesë gjithashtu Dr. Ibrahim al Naim nga Katari.

Në ditën e tretë, foli z.Sabri Bajgora, kryeimam i BIK-së, i cili u përqendrua në rolin e prijësit fetar në rite dhe lutje, në funksion të afrimit të popujve dhe në ndërtimin e urave të bashkëjetesës. (Ejup Ramadani)






## NË XHAMINË E BAJRAKLISË U MBAJT IMPROVIZIMI I KUVENDIT TË LIDHJES SHQIPTARE TË PRIZRENIT

Më 10.6. 2013, kuvendi komunal i Prizrenit ka organizuar shënimin e 135-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit. Në dallim prej organizimit të viteve të shkuara, në këtë vit jubilar Prizreni organizoi improvizimin e Kuvendit të Prizrenit të 10 Qershorit 1878. Kjo kaloi me sukses dhe Kuvendi i improvizuar u mbajt në xhaminë “Mehmet Pasha”, e njohur si xhamia e Bajraklisë, pikërisht në këtë xhami ku qe mbajtur Kuvendi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit më 10 qershor 1878. Gjatë improvizimit, të pranishmit patën rastin të dëgjonin pjesë nga fjalimet e Abdyl Frashërit dhe Sylejman Vokshit dy ideologë të mëdhenj të Lidhjes. “Abdyl Frashëri”, para të pranishmëve mbajti një fjalim, përkitazi me pavarësimin dhe mbrojtjen e trojeve etnike shqiptare, dhe në fund kërkoi nga delegatët e pranishëm që përfaqësonin të gjitha vilajetet e asaj kohe, të jepnin besën. Ata, në mënyrë burrërore lidhën besën për mbrojtjen e trojeve shqiptare edhe me anë të rezistencës së armatosur.

Në fund, Ramadan Muja dhe Ali ef. Vezaj zbuluan pllakën, e cila është vendosur në anën e majtë në hyrje të xhamisë. Atë e ka vendosur zyrtarisht kuvendi komunal i Prizrenit. Në pllakë shkruan: “Këtu, në xhaminë e Bajrakut, më 10 Qershor 1878, u mbajt Kuvendi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit” Në fund shkruan: Prizren, 10.06.2013 - Komuna e Prizrenit.

Vlen të theksohet se në manifestim morën pjesë personalitete të shquara të Prizrenit dhe Kosovës, të BIK-së, kryetarë të komunave nga Lugina e Preshevës, të komunave shqiptare të Maqedonisë e të Ulqinit dhe të komunave të Shqipërisë...

Me këtë rast, një falënderim të veçantë meriton kuvendi komunal i Prizrenit si dhe

kryetarit Ramadan Muja, për këtë pllakë dhe për improvizimin e Kuvendit të Lidhjes në xhaminë e Bajrakut. Pa harruar asnjëherë të përmendim asambleistin e nderuar, zotëri Fatmir Memaj, i cili dha propozimin para kuvendarëve të Prizrenit për improvizimin e Kuvendit në këtë vit, një propozim ky që mori përkrahjen unanime. (Mr. Orhan Bislimaj)

## IMAMËT E KOSOVËS THËRRASIN PËR SHMANGIE TË DUHANIT NË DITËN NDËRKOMBËTARE KUNDËR TIJ

Me rekomandim të Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Ternava, në të gjitha xhamitë e Kosovës, nga minberet e tyre, imamët e nderuar, bënë apel dhe thirrën popullatën kosovare që menjëherë të shmangin konsumimin e duhanit, si një e keqe që dita ditës po shtohet gjithnjë e më shumë, e që fatkeqësisht po merr shumë jetë. Të kontaktuar nga Kryeimami Bajgora, secili Këshill vendor i BIK-së, mori përsipër që të obligoj stafin e tij - imamët, që një pjesë të ligjëratës së ditës së premte, t'ia kushtojnë dëmeve që sjell pirja e duhanit, gjegjësisht respektimit të ndalesës së konsumimit të tij në ambientet publike. Secili nga imamët sensibilizoi opinionin, duke përmendur me theks të veçantë statistikat e dala nga Organizata Botërore e Shëndetësisë, të cilat padyshim ishin mjaft shqetësuese kur shihen faktet rreth numrit të duhanpirësve, aq më tepër të atyre personave të mitur, nën moshën 10 vjeç, pastaj numri i të sëmurëve nga kanceri si pasojë e konsumit të duhanit , e kështu me radhë. Ligjëratat u mbajtën në ditën ndërkombëtare kundër pirjes së duhanit, më 31 maj 2013.

## KRYEIMAMI BAJGORA TAKON KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE NË PRAG TË MUAJIT TË RAMAZANIT

Në takimin që Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora zhvilloi me kryeimamët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në prag të muajit të shenjtë të Ramazanit,më 13.06.2013, u diskutua dhe u analizua gatishmëria dhe mobilizimi i imamëve të mbarë territorit të Kosovës, në pritjen sa më madhështore të këtij muaji të shenjtë, ashtu sikur u shkëmbyen informacione për organizimet dhe aktivitetet që do të mbahen në çdo komunë të Kosovës, gjatë gjithë muajit të Ramazanit. Kryeimami Bajgora, edhe njëherë shprehu gatishmërinë e lartë që t'u qëndrojë kryeimamëve afër, si në periudhën paraprake të Ramazanit, ashtu edhe gjatë tij.

Në këtë takim ishin të pranishëm edhe z. Baki Svirca dhe z. Bahri ef. Simnica.

Z. Svirca, hulumtues pranë Institutit të Hulumtimt Për Krimet e Luftës së fundit në Kosovë, kërkoi thellim të bashkëpunimit në mes të dy institucioneve, duke përfshirë këtu edhe Këshillat e BIK, që të paraqesin fakte të reja për gjithë shkatërrimin e infrastrukturës



së Bashkësisë Islame, gjegjësisht të objekteve fetare, bibliotekave islame, literaturës islame, dorëshkrimeve, arkivave me dokumente të ndryshme, inventarit që llogaritet trashëgimi dhe vlerë kulturore etj.

Edhe drejtori i Medresesë Alaudin në Prishtinë, Bahri ef. Simnica, duke elaboruar programin mësimor të institucionit arsimor që ai drejton, u rekomandoi kryeimamëve që të angazhohen edhe më tepër në promovimin e vlerave të Medresesë, nga bankat e së cilës kishin dalë pothuajse të gjithë imamët e vendit tonë, e më gjerë.

Në përfundim të këtij takimi, Kryeimami Bajgora, shprehu dëshirën që personalisht të zhvillojë takime me të gjithë imamët e komunave të Kosovës, duke i vizituar ata para ardhjes së muajit të shenjtë. Edhe kryeimamët e Këshillave të BIK, nga ky takim u pajtuan që të angazhohen sa më tepër në pritjen sa më të denjë dhe përcjelljen e Ramazanit me aktivitete të nduarduarshme fetare.

## DUA HATMEJE NË XHAMINË E FSHATIT CËRNICË TË KOMUNËS SË GJILANIT

Më 12 qershor 2013 kishte mbledhur shumë qytetarë të devotshëm, në xhaminë e fshatit Cërnicë, të cilët me padurim prisnin që të dëgjonin zërin e bukur të vijuesve të mësim besimit, që atë ditë do të përfundonin me leximin e Kur'anit para hoxhës së tyre, M. Driton ef. Bekteshit dhe para të gjithë të pranishmëve në xhami. Nxënësit kishin përgatitur edhe një program të larmishëm me recitime dhe ilahi, të karakterit fetar, që zgjoi mjaft kureshtje dhe emocione tek xhemati. Pas leximit të duasë së hatmes nga kryeimami i KBI-së në Gjilan, M.Iljaz ef. Mustafa, tubimin e përshëndeti imami i xhamisë, M. Driton ef. Bekteshi i cili falënderoi të pranishmit, ndërkohë që në emër të Këshillit të BI në Gjilan, të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-Gjilan Dr. Sulejman Osmani: " … mbi



të gjitha e përgëzoj imamin për punën e tij të palodhshme. Lus Zotin që Cërnica të kthehet në vatrën e dijes ashtu siç ishte në të kaluarën."Atij që Allahu xh.sh. i ka dhuruar vajza, i mëson ato dhe i edukon, Allahu do t'i bëjë sebep që ta shpëtojë (nëpërmes tyre) nga zjarri i xhehenemit".

Dr. Fahrush ef. Rexhepi, zv.Kryetar i BIK-së, përcolli tek të pranishmit përshëndetjet më të përzemërta në emër të institucionit të BIK-së dhe në emër të Myftiut Tërnava, për të vazhduar: "Të gjitha këto organizime dhe aktivitete me qëllim ngritjen e fjalës së Zotit, reflektojnë pozitivisht dhe inkurajojnë brezat e gjeneratat e reja që të vazhdojnë krenar rrugën e të parëve të tyre, në përhapjen e fjalës së Tij. Sigurisht që është për çdo lëvdatë edhe angazhimi i imamit të nderuar për punën e tij të palodhshme në edukimin e këtyre brezave. Leximi i Kur'anit dhe mësimi i tij të tjerëve ngërthen në vete mirësinë më të madhe që Allahu ka ia ka dhuruar dikujt. Certifikata për 20 nxënësit (14 vajza dhe 6 djem) u shpërndanë nga Dr. Fahrush Rexhepi, zv. Kryetar i BIK-së.





## KRYEIMAMI BAJGORA VENDOS GURTHEMELIN E XHAMISË NË SHKOZË TË PRIZRENIT

Më 20.06.2013, një numër i konsideruar i xhematit ishin mbledhur rrëzë kodrës së fshatit Shkozë të komunës së Prizrenit, të cilët me padurim prisnin fillimin e ceremonisë së vënies së gurthemelit të xhamisë së re, e cila njëherësh konsiderohet edhe xhamia e dytë në territorin e Kosovës pas kufirit me Shqipërinë mëmë.

Delegacioni i kryesuar nga Kryeimami i Kosovës, Sabri Bajgora, së bashku me drejtorët e shërbimeve mediale dhe financiare, Ahmet Sadriu dhe Kasim Gërguri, si dhe ndihmësi i tij Fatmir Iljazi, u pritën në një atmosferë të ngrohtë nga Kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi Ballëk me bashkëpunëtorë, në mesin e qindra besimtarëve të Malësisë së Vrrinit.



Manifestimit i priu leximi i disa verseteve kuranore nga sekretari i KBI-së së Prizrenit, Orhan Bislimaj, i cili më pas i përshëndeti të pranishmit dhe ftoi nikoqirin Ballëk dhe të ftuarin e Kryesisë, z. Bajgora për fjalë rasti, para se të hidhej gurthemeli i xhamisë nën melosin e ëmbël të tekbireve.

Kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi Ballëk, theksoi se, "Dëshira e madhe e banorëve të Shkozës sot po bëhet realitet. Ky është një fillim i mbarë, shpresojmë që sa më parë të përfundojë edhe ky projekt, duke iu falënderuar secilit veç e veç për vullnetin e tyre të mirë dhe iniciativën që edhe ky vend të zbukurohet me një minare."-tha ai

Kryeimami Sabri ef. Bajgora, duke iu drejtuar të pranishmëve tha se: "Pas ndërtimit të rrugës së re, duket se edhe ne si Bashkësi Islame po lajmë një borxh ndaj banorëve të kësaj ane të Malësisë së Vërrinit, gjegjësisht të fshatit Shkozë të komunës së Prizrenit, të cilët historikisht dhuruan aq shumë për vendin e tyre, duke mos kursyer gjak as mall, që sot të frymojmë lirshëm në Kosovën tonë të lire e të pavarur.

Prandaj, unë në emër të Myftiut Tërnava dhe në emër të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës, ju shpreh urimet dhe përgëzimet më të sinqerta me rastin e vënies së këtij gurthemeli, të kësaj xhamie, të këtij objekti fetar, të këtij objekti të dijes, të devotshmërisë dhe vendi ku do të adhurohet Allahu. Nuk ka dyshim se, jo vetëm për KBI Prizren dhe jo vetëm për banorët e fshatit Shkozë, por për t"gjithë besimtarët, vënia e këtij gurthemeli është një nder i madh, sepse dalëngadalë po i afrohemi shifrës së 800 xhamive në Kosovë, prandaj edhe kjo xhami do të jetë një margaritar në gjerdanin e pashkëputur të objekteve ku adhurohet i Madhi Zot. Uroj që kjo xhami të shëmbëllejë si një fanar i cili kurrë nuk do të fiket, por drita e tij të ndriçojë e të rrezatojë në vazhdimësi, që neve të na përfshijë nuri i Allahut, që zemrat tona të rrahin e pulsojnë gjithnjë me besimin e patundshëm në Krijuesin tonë fuqiplotë.

## KRYESIA E BIK-UT - VIZITË KËSHILLAVE TË SAJ NË VIGJILJE TË MUAJIT TË SHENJTË TË RAMAZANIT

Kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ka filluar vizitën e Këshillave të BIK-ut, në prag të muajit të Ramazanit, i shoqëruar nga drejtorët e dikastereve për media dhe botim, Ahmet Sadriu dhe atij për financa, Kasim Gërguri, si dhe ndihmës Kryeimami Fatmir Iljazi.

Kjo është hera e dytë gjatë këtij viti, që Kryeimami Bajgora me bashkëpunëtorë, viziton Këshillat vendorë të BIK-ut, si rezultat i përmbushjes së objektivave (për të ardhmen) të parapara me programin e Zyrës së Kryeimamit për vitin 2013, në drejtim të rimëkëmbjes dhe përmirësimit të jetës fetare nëpër Këshillat përkatës.



Gjatë vizitave të tij nëpër Këshilla, në takim me imamët e çdo komune, Kryeimami Bajgora kërkoi që imamët të jenë në nivelin maksimal të detyrës, të përmbushin obligimet e tyre karshi qytetarëve, të jenë aktiv, të respektojnë, të mbrojnë dhe të garantojnë të drejtat dhe liritë e çdo qytetari, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike apo fetare, në pajtim me urdhrat e dala nga Kur'ani dhe Suneti i pejgamberi a.s. Qëllim esencial dhe objektiv i këtyre takimeve, padyshim që ishte bashkërenditja dhe koordinimi i zhvillimit të aktiviteteve të Ramazanit, në mes të Kryesisë së BIK-ut dhe Këshillave në tërë Kosovën. "BIK-së, gjegjësisht sektori fetaro-arsimor, do të vazhdojë të realizojë me efikasitet detyrimet dhe obligimet e saja ndaj të gjithë qytetarëve të Kosovës, me bindje të plotë se bashkëpunimi ndërvëllazëror edhe më tej do të jetë në fokus të punës së këtij institucioni", u shpreh Sabri ef. Bajgora.

z.Ahmet Sadriu, përgjegjës për media dhe botim, iu bëri apel imamëve, që të jenë prezent



në media sa herë që e kërkon nevoja, qofshin ato të shkruara apo vizuale, por të jenë shumë të kujdesshëm gjatë paraqitjes së tyre, të jenë të matur, të vëmendshëm e vigjilent, e të mos bien pre e provokimeve të njerëzve të papërgjegjshëm apo politikave ditore. Sadriu, gjithashtu kërkoi nga imamët që të furnizojnë me kohë qytetarët me literaturën e botuar islame si dhe me vaktitë e Ramazanit, të botuara nga Kryesia, që si çdo vit shpërndahen falas për qytetarët e Republikës së Kosovës.

Referenti financiar i BIK-së, Kasim Gërguri, shprehu konsideratën e tij më të lartë dhe falënderoi imamët dhe xhematin për gatishmërinë e tyre në dhurimin e kontributeve materiale, për mbarëvajtjen e punës dhe veprimtarisë së institucioneve të BIK, dhe njëkohësisht apeloi që të vazhdojnë ta mbështesin institucionin e tyre shpirtëror edhe në të ardhmen, duke u bërë hisedar në këtë mënyrë, në funksionimin sa më të rregullt të BIK-së, departamentit të Gruas dhe atij të të Rinjve, Fakultetit të Studimeve Islame dhe Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë, me dy paralelet e saja në Prizren dhe Gjilan.

Vizitat e delegacionit të Kryesisë nëpër Këshilla, të gërshetuara me aktivitete, do të vazhdojnë deri në përfundim të muajit të shenjtë të Ramazanit.

## TRIBUNA PËR NDER TË NATËS SË ISRASË DHE MIRAXHIT

Më 5 qershor, Departamenti i të Rinjve, në bashkëpunim me këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, organizuan tribunë për nder të natës së madhe të Israsë dhe Miraxhit. Si në çdo tubim islam, ku madhërohet Emri i Allahut xh.sh., edhe ky tubim filloi me disa ajete nga Kur'ani, të lexuara nga zëri i bukur i të riut Egzon Ibrahimi. Në emër të organizatorëve, të pranishmëve në fillim iu drejtua Kryetari i KBI-së të Prishtinës Bahri ef. Sejdiu. Pastaj fjalën e mori Mr. Samir Ahmeti profesor në M.M. "Alauddin" të Prishtinës, i cili ligjëratën e tij për temë qendrore pati diskutimin rreth shkaqeve, vlerave dhe arsyes së ndodhjes së kësaj mrekullie - Israsë dhe Miraxhit. Ligjëruesi i dytë në këtë tribunë qe Prof. Muharrem Tërnava, po ashtu mësimdhënës në M.M. "Alauddin" të Prishtinës, i cili në ligjëratën e tij foli rreth dobive dhe mësimeve që duhet të nxjerrin myslimanët nga Israja dhe Miraxhi. Programi përfundoi me disa Ilahi të kënduara nga Egzon Ibrahimi dhe Besart Islami. (Fejsal Spahiu)





## KBI I GJAKOVËS MERR MIRËNJOHJE PËR 14-VJETORIN E ÇLIRIMIT

Në festën e 14-vjetorit të çlirimit të Gjakovës, kryetari i KBI-së të Gjakovës, Ahmet ef.Hoxha, mori pjesë në akademinë solemne dhe me atë rast, nga kryetari i Gjakovës - dr.Pal Lekaj, mori mirënjohje për kontributin e çmuar të BIK-së në kauzën kombëtare gjatë viteve më të vështira për popullatën e komunës së Gjakovës dhe më shumë. Më 14.06.2013, në sallën e shkollës së muzikës "Prenk Jakova" të Gjakovës, u mbajt akademia solemne kushtuar përvjetorit të 14 të çlirimit të Gjakovës, ku u shfaq një program artistik i përgatitur nga nxënësit e kësaj shkolle. Në akademi morën pjesë një numri i madh i qytetarëve të Gjakovës si dhe personalitete të njohura, si kompozitori i mirënjohur shqiptar me origjinë nga Gjakova - Avni Mula, sopranoja Inva Mula, e cila u shpall "Nderi i Gjakovës", Ambasadori i Shqipërisë në Kosovë - Islam Lauka, kryetari i komunës së Shëngjinit - Salvador Kaqaj, pjesëtarë të Forcave të Armatosura të Kosovës, pjesëtarë të KFOR-it etj.. Përveç KBI-së të Gjakovës, me mirënjohje u nderuan edhe shumë personalitete dhe organizata që kanë dhënë kontributin e tyre për çlirimin e vendit. (Esat Rexha)





## MAGJISTROI VEDAT SHABANI

Më 06.06.2013, në Fakultetin Juridik-drejtimi civil, të Universitetit "Hasan Prishtina" të Prishtinës, kandidati Vedat Ismet Shabani mbrojti me sukses temën e diplomës së masterit me titullin: "Shkurorëzimi sipas të drejtës laike në Kosovë dhe sipas të drejtës së sheriatit", para komisionit në përbërje Prof. dr. Faik Brestovci, kryetar,Prof. dr. Abdulla Aliu, mentor dhe Prof.asoc.dr. Nerxhivane Dauti, anëtar. Këtë temë kandidati e ka trajtuar në hyrje si dhe në katër kapituj, duka u bazuar në Kur'anin famëlartë, traditën e Pejgamberit a.s. në librat e jurisprudencës Islame si dhe në "Ligji i Familjes së Kosovës" i cili është aprovuar nga Kuvendi i Kosovës dhe ka hyrë në fuqi më 16.2. 2006. Në kapitullin e parë kandidati ka folur rreth shkurorëzimit nga aspekti historik, siç është shkurorëzimi te grekët, romakët, çifutët, të krishterët dhe te arabët. Në kapitullin e dytë shtjellohet shkurorëzimi sipas të drejtës laike në Kosovë, duke u bazuar në ligjin e lartcekur. Kapitulli i tretë shtjellon shkurorëzimin sipas të drejtës islame, kryesisht duke u bazuar në shkollën juridike hanefite, kurse në kapitullin e katër dhe të fundit kandidati ka folur rreth funksionimit të Gjykatave të Sheriatit në ish-Jugosllavi gjatë periudhës mes dy luftërave botërore me theks të veçantë në Kosovë.
Vedat Ismet Shabani u lind më 05.01.1980 në Llapashticë e Poshtme (Podujevë). Shkollën fillore e përfundoi në vendlindje, ndërsa shkollën e mesme në Medresenë e Mesme "El Eminije" në Damask të Sirisë më 2001. Në vitin akademik 2001/2002 kandidati vazhdoi studimet në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë (FSI) ku edhe diplomon më 2006. Gjatë vitit akademik 2007/2008 kandidati regjistroi studimet postdiplomike-master pranë Fakulteti juridik-drejtimi civil të Universitetit "Hasan Prishtina" në Prishtinë.Vedat Ismet Shabani jeton në Llapashticë të Poshtme dhe aktualisht është sekretar në FSI në Prishtinë (Mr. Fitim Gashi)

## MAGJISTROI SEDAT ISMAJLI

Më 3 qershor 2013 kandidati Sedat Ismajli, në Universitetin Shtetëror të Tetovës mbrojti me sukses temën e masterit "Misioni i Euleksit në Kosovë" . Sadat Ismajli u lind më 05.05.1978 në Komogllavë (Ferizaj). Shkollën fillore (1986-1993) e kreu në fshat, kurse të mesmen - medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës (1993-1997). Ai punoi si imam në fsh.Komogllavë deri më 2002. Pas përfundimit të Luftës në Kosovë, u inkuadrua në Policinë e Kosovës. Në 2006 filloi studimet në AAB të Prishtinës, për t'i përfunduar në 2009 si jurist i diplomuar. Më 2009 regjistrohet në Universitetin Shtetëror të Tetovës në Studimet Postdiplomike dhe aty, më 03.06.2013, mbrojti temën e masterit para komisionit në përbërje Prof. Dr. Ali Halimi kryetar komisioni, Prof Dr. Ylber Sela, mentor dhe njëherazi anëtar Komisioni dhe Ymer Ismaili anëtar Komisioni, të cilët i dhanë titullin Magjistër i së Drejtës Ndërkombëtare dhe Marrëdhënieve Ndërkombëtare. (R. Suma)

## PËRFUNDOI KURSI I KUR'ANIT DHE TEXHVIDIT

Në kuadër të aktiviteteve të tij Departamenti i të Rinjve i BIK-së, tashmë sikur e ka bërë traditë, organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kur'anit dhe texhvidit. Ky aktivitet zgjati një muaj e gjysmë, nga 17.04.2013 deri më 10.06.2013. Nga ky kurs u certifikuan gjithsej 31 persona, shumica e të cilëve ishin studentë. Për herë të parë nga ky kurs i organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-së u diplomuan edhe nxënëse dhe studente. Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kur 'anit dhe Mësimi i rregullave të texhvidit.Të diplomuarit janë: Hadi Syla, Feston Hajdini, Adnan Xhemajli, Kushtrim Gllareva, Xhevat Shurdhaj, Enver Qerimi, Egzon Abazi, Irfan Rama, Driton Nimani, Astrit Deliu, Pajtim Canolli, Vedat Zeka, Besfort Berisha, Visar Cakiqi, Durim Zogaj, Jehona Mehmeti, Arlinda Abdullahu, Medina Abdullahu, Rinor Ajvazi,



Ensar Abdullahu, Kujtim Sejdiu, Ardian Ajvazi, Esare Bedrolli, Dijar Nushi, Allmir Haxhitasimi, Qëndrim Uka, Mujë Salihu, Pajtim Gashi, Arian Krasniqi, Driton Bislimi dhe Sadat Kërqeli. Kurset u zhvilluan tri herë në javë në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti stafi i Departamentit. (Fejsal Spahiu)



**Merhum**

## NDËRROI JETË ISH-KRYETARI I KBI-SË TË GJAKOVËS HAXHI RIFAT NEZIRI

Më 15.05.2013, në moshën 84-vjeçare ka ndërruar jetë ish-kryetari i KBI-së të Gjakovës, haxhi Rifat Ismail Neziri. Haxhi Rifat Neziri u lind në Gjakovë më 16.02.1929, nga babai Ismaili dhe nëna Zyhra (Mulliqi) Neziri. Rrjedh nga një familje me traditë të lashtë fetare. Babai i tij, Ismaili, po dhe gjyshi i tij Hamza, kanë qenë xhematlinj dhe kujdestarë në vazhdimësi të xhamisë së lagjes së H. Imerit. Në moshë të re ishte marrë me bujqësi, sikur merreshin pothuaj të gjithë në Gjakovë. Andej nga viti 1956, Allahu i Madhërishëm deshi që kësaj familjeje t'i hiqej gazepi, sepse vëllanë më të ri të rahmetliut - z. Fadilin, e kishte marrë burri i hallës (Esma Neziri Sahatçiu) Adem Sahatçiu me djemtë: Mehmetin, Kahrimanin, Xhavitin dhe Besimin (po ashtu një familje fetare dhe fisnike, e njohur dhe autoritative për qytetin e Pejës e më gjerë), për ta mësuar zanatin e orëndreqësit, atje ku jetonte, në Pejë. Pasi mësoi zanatin e orëndreqësit, ai filloi të ushtronte këtë zeje së bashku me rahmetliun, në Çarshinë e Vogël, në fillim në një dyqan me qira, të cilin më vonë do ta blinin e ta bënin pronë të vetën. H. Rifati njihej si zanatli i mirë i orëve; të gjithë qytetarët kanë fjalë të mira për të si mjeshtër i hollë. Mësimet e para të fesë rahmetliu i ka marrë nga mual-limi, mësuesi fetar, Beqir Zanun ef. Baraku, njëri nga hoxhallarët e nderuar të qytetit të Gjakovës , i cili i mësonte fëmijët në mejtepin e haxhi Imerit. Rahmetliu Haxhi Rifati na tregonte shpesh për jetën fetare të kohës së tij. "Në këtë mejtep, - thoshte ai, i mbaj mend 48 burra me mjekra që faleshin …dhe unë si i ri, u shërbeja atyre".

Nga viti 1985, kur qe pensionuar, ishte aktivizuar si xhematli i rregullt në pesë kohët e namazit, si dhe ishte mutevveli i xhamisë, pas vdekjes së ish mutevel-liut Ismail Tafil Bardhi. Më 1994 u zgjodh anëtar i KBI-së të Gjakovës, kurse në fund të vitit 1996, pas dorëheqjes së kryetarit të KBIGJ-së, Prim.dr.sci. Ali F.Iljazit, u caktua kryetar i KBIGJ-së. Detyrën e kryetarit të KBIGJ-së e mori në kohët më të vështira, si ekonomike ashtu dhe politike. Falë aftësive të tij organizative, së bashku me anëtarët haxhi Idriz Abdullahu, h. Imer Sahatçiu etj., arritën që t'i likuidonin të gjitha borxhet dhe të stabilizojnë gjendjen financiare të KBIGJ-së.

Për kontributin e tij si kryetar i KBIGJ-së, nga Kryesia e BIRK-së, ishte propozuar të kryente Haxhin, si mysafir nderi i Mbretit të Arabisë Saudite për në Haxh.

Pjesëmarrja në ceremoninë e varrimit të rahmeti haxhi Rifatit, qe mjaft e madhe. Përveç xhematlijnve të të gjitha xhamive të Gjakovës, qytetarëve të shumtë, imamëve të nderuar të KBI-së të Gjakovës, në varrim morën pjesë edhe xhemate të xhamive të fshatrave të rrethinës së Gjakovës, ndërkohë që u nderuan me pjesëmarrjen e përfaqësuesve të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës: Ahmet ef. Sadriu, Sabri Bajgora, Ekrem ef. Siminica, Rexhep ef. Luma, Kasim ef.Gërguri, Fatmir ef.Iljazi etj., si dhe shumë të tjerë nga Prishtina, Peja, Mitrovica, Kamencia etj.. Namazin e xhenazes ia fali kryetari i KBI-së të Gjakovës, Ahmet ef. Hoxha. Lutjen te varri e bëri Munir ef.Salkurti, kurse Talkinin ia lexoi Visar ef.Koshi.E lusim Allahun e Madhërishëm që, siç ishim bashkë me të në këtë jetë, ashtu të na bashkojë me të edhe në Xhennet. Amin!
(Esat Rexha)

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME GJAKOVË
shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës –
imam, hatib dhe mualim në xhaminë e KUSARËVE në Gjakovë.

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi dhe organizimi të çështjeve fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre (nëse ka qenë në punë më përpara).

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:
- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
- Deklarata me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmia mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.)

VËREJTJE:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Gjakovës.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË RAHOVEC
shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Ratkovc

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së)
2.T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3.Të kenë aftësi komunikuese,
4.Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE:
Të ardhurat personale bëhet sipas marrëveshjes mes imamit dhe këshillit të xhamisë.
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Rahovecit.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



kanë mbledhur nënshkrimet e duhura dhe kanë kërkuar shfuqizimin e ligjit të vitit 2007 për ndalimin e hixhabit islam gjatë pranisë në ambientin e punës. Ligji është shfuqizuar pas një mbledhje katër orësh dhe në fund është dhënë pëlqimi për heqjen e këtij ligji. Freya Van den Bosche një prej anëtarëve të këtij këshilli, në lidhje me këtë ligj deklaroi: Unë jam i mendimit se duhet të jemi të pa anshëm sa i përket çështjes së hixhabit islam, por mendoj se nuk është vetëm hixhabi i cili tregon bindjet dhe ideologjinë e një individi. Një nëpunës dhe me sjelljet e tij gjatë orarit të punës mund të tregojë se çfarë bindje ka.

## PALESTINEZËT KANË HUMBUR 92% TË TERRITOREVE TË TYRE

Qendra për hulumtimin e territoreve të Palestinës ka njoftuar se palestinezët që nga viti 1917 kur ishin nën pushtimin e Anglisë e deri më tani kanë humbur 92% të territoreve të tyre.Qendra për studime rreth tokave palestineze në raportin vjetor të saj me titull "Pushtimet dhe agresioni Izraelit ndaj të drejtave të palestinezëve në vitin 2012", ka bërë të ditur se 92% e territoreve të Palestinës janë pushtuar nga regjimi sionist. Viti 2012 gjithashtu ka rezultuar me ndërtimin dhe zgjerimin e më shumë kolonive çifute si rezultat i uzurpimit të tokave dhe shkatërrimit të shtëpive të palestinezëve. Sipas hartave dhe tabelave të statistikave, palestinezët aktualisht zotërojnë vetëm 8% të territoreve të tyre historike do të thotë vetëm një sipërfaqe prej 27 mijë hektarëve. Në vitin 2012 forcat ushtarake pushtuese të regjimit sionist kanë shkatërruar 189 shtëpi dhe 415 ndërtesa të palestinezëve që si rezultat janë shpërngulur edhe 1215 palestinezë nga tokat e tyre. Përveç kësaj 772 shtëpi dhe 590 ndërtesa palestineze gjithashtu gjenden në rrezik të shkatërrimit dhe konfiskimit nga ana e forcave të regjimit sionist. Forcat e regjimit sionist gjithashtu kanë shkatërruar sipërfaqe të madhe të tokave bujqësore ku përfshihen 52 mijë pemë ulliri të cilat janë simbol qëndresës dhe rezistencës së popullit të Palestinës. Gjatë këtyre shkatërrimeve nuk janë kursyer as objektet dhe trashëgimia fetare-islame e popullit palestinez.

## ANULOHET LIGJI PËR NDALIMIN E HIXHABIT PËR NËPUNËSIT NË BELGJIKË

Funksionarët e pushtetit lokal në qytetin Gent të Belgjikës gjatë një mbledhje të martën kanë shfuqizuar ligjin për ndalimin e hixhabit islamik për femrat myslimanë në ambientin e punës së tyre. Ligji për ndalimin e hixhabit islamik për femrat myslimane në ambientin e punës është shfuqizuar me vendim të këshillit lokal të qytetit Gand të Belgjikës dhe me këtë vendim femrat myslimane më nuk do të kenë problem në ambientin e punës për shkak të veshjes islame. Funksionarët e pushtetit lokal të këtij qyteti kanë njoftuar se një vendim i tillë është marrë pas kërkesës serioze të dhjetë mijë qytetarëve të këtij qyteti të cilët

## SULMOHET XHAMIA DHE QENDRA E MADHE ISLAMIKE E KROACISË

Xhamia dhe qendra e madhe islamike e cila është përuruar ditë më parë në qytetin Rjekë të Kroacisë është sulmuar nga një grup i panjohur. Hajredin Mujkanoviç, imam i këtij kompleksi islamik në Rjekë të Kroacisë, ka njoftuar se persona të panjohur kanë sulmuar këtë qendër islamike duke hedhur gurë në drejtim të dritareve të saj e cila është përuruar ditë më parë. Ai duke thënë se ende nuk janë llogaritur dëmet materiale të shkaktuar nga ky sulm, por forcat e sigurimit të Kroacisë kanë nisur hetimet për të identifikuar dhe arrestuar autorët e këtij sulmi. Kjo qendër islamike në qytetin e Rjekës ekziston qysh 50 vite më parë, por ne edhe gjatë kohës së luftës nuk jemi përballur me një situatë të këtillë. Ky në realitet është një kërcënim. Megjithëkëtë akte të tilla nuk do të bëhen shkak që ne të frikësohemi, por këto gjëra shkaktojnë shqetësime të cilat shpresojë që mos të ndodhin në të ardhmen. Kjo xhami dhe qendër islamike është ndërtuar me një investim rreth 10 milionë euro dhe konsiderohet një ndër xhamitë më të mëdha në Kroaci.

### THEMELOHET AKADEMIA "RAMAZAN" E VEÇANTË PËR FËMIJËT NË AMERIKË

Qendra për mësimin e Islamit "GCLEA" në Nju-Xhersi të Amerikës ka marrë iniciativë që, me rastin e muajit të bekuar të Ramazanit, të themelojë akademinë "Ramazan", e veçantë për fëmijët. Kjo akademi do të fillojë që nga data 10 shaban dhe do të vazhdojë deri më 23 të muajit Ramazan. Kjo akademi themelohet me qëllim që të mësohen Kur'ani fisnik dhe lëndët islame për fëmijët e moshës 5 deri 13 vjeç përgjatë muajit të bekuar të Ramazanit gjatë kohës së pushimeve verore. Në këtë akademi hifzi dhe leximi i Kur'anit fisnik, dispozitat fetare me rastin e muajit të Ramazanit, tregimet e profetëve , falja e namazit, rregullat e agjërimit, komentimi i Kur'anit fisnik dhe etika islame, - do të mësohen për fëmijët myslimanë. Qendra arsimore islame GCLEA në vitin 2010 është themeluar me qëllim që të ofrojë shërbime fetare, arsimore dhe shoqërore për popullsinë myslimane të Nju-Xhersit.

### MALAJZIA FITOI ÇMIMIN "MIRËQENIA ISLAME"

Malajzia ka fituar vendin e parë të çmimit "Mirëqenia Islame" të Institutit Ndërkombëtar për Studime të Zhvillimit të Shkencave Islame. Instituti Ndërkombëtar i Studimeve të Zhvillimit të Shkencave Islame (IAIS) në Kuala-lumpur, duke publikuar një artikull në revistën ndërkombëtare "Islami dhe roli i tij në ringjalljen e civilizimit" , Malajzinë e ka shpallur fituese të vendit të parë për çmimin "Mirëqenia Islame". Ky institut, duke analizuar 51 shtete islame, ka studiuar dy standarde të respektimit të obligimeve dhe dispozitave fetare dhe zhvillimin shoqëror në këto vende, e në fund vendin e parë të çmimit "Mirëqenia Islame" ia ka dhënë shtetit të Malajzisë. Në studimet ndërkombëtare të këtij instituti janë marrë parasysh edhe standarde të tilla, si zotimi ndaj obligimit për kryerjen e namazeve ditore, pjesëmarrja në namazin e xhumasë dhe agjërimi gjatë muajit të Ramazanit. Në fushën shoqërore janë marrë parasysh edhe standarde të tilla, si niveli i të arsimuarve, pozita e gruas në shoqëri, trajtimi i mirë i fëmijëve, të ardhurat mesatare të familjeve dhe statistikat e krimit. Sipas këtij instituti, Emiratet e Bashkuara Arabe mbajnë pozitën e shteteve më të zhvilluara në aspektin social, kurse vendet afrikane të tilla, si Nigeri, Çadi dhe Mali mbajnë nivelin më të ulët të zhvillimit në këtë fushë. Kjo është në kohën kur pikërisht këto vende afrikane, për sa i përket respektimit të dispozitave fetare, janë në nivel shumë më të lartë.



### ISLAMI, FEJA QË PO PËRHAPET MË SHUMË NË KANADA

Rezultatet e statistikave më të reja zyrtare në Kanada flasin se feja islame është feja që ka shënuar rritjen më të madhe dhe përhapjen më të shpejtë në mesin e të gjitha feve të tjera në shtetin e Kanadasë. Rezultatet e një hulumtimi më të ri bërë në Kanada, tregojnë se Islami është feja e vetme që ka zhvillimin dhe përhapjen më të shpejtë në Kanada. Sipas këtij burimi, bëhet e ditur se rezultatet e statistikave kombëtare në Kanada, të cilat janë bërë publike ditët e fundit, tregojnë se popullsia myslimane, përgjatë një dekade të kaluar, në këtë vend ka shënuar një rritje prej 82%. Aktualisht besimtarët myslimanë kanë arritur një shifër prej një milion banorësh dhe përbëjnë 3.2% të popullsisë kanadeze. Kjo ishte në kohën kur në vitin 2001, myslimanët kishin një popullsi prej 570 mijë banorësh në këtë vend. Dy të tretat e myslimanëve të Kanadasë jetojnë në qytete të mëdha të këtij vendi, siç janë Toronto, Montreal dhe Vankuver. Në mesin e këtyre qyteteve, Toronto ka numrin më të madh të myslimanëve. Montreal dhe Vankuver radhiten pas tij për sa i përket numrit të myslimanëve që jetojnë në këto qytete. Sipas këtij burimi, mesatarja e moshës së myslimanëve në Kanada është 29 vjeç, ndërsa mesatarja e moshës së emigrantëve në përgjithësi në Kanada është rreth 47 vjeç, kurse mosha mesatare e banorëve kanadezë është 37 vjeç.

(Mr.Rexhep Suma)

| **AUTOR: AGIM GASHI** | PËRFUNDIMI | KRYEQYTETI I JORDANISW | 1/1000 E METRIT | PWRDEMWR DWFTOR | KOHW, EPOKW | AUTOMATIC TELEPHONE EXCHANGE | VLERWSIM ME NOTA | IRIDI | | SHKRONJA JV | LLOJ SHAMIE | GRIMÇEVA | STUDIUES I NJW SHKENCE EKZAKTE | STARTET, FILLIMET, NISJET |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | VLERA / PASURI E PATUNSHME | | | | | |
| LLOJ AKTORI | | | | | | | | | | TW LUTEMI / INTERN. TRAINING INSTITUTE | | | | |
| KALESAT | | | | | | | | VWLLAI I ADEMIT E HAMZWS / NATRIUMI | | | | | | |
| MJET TRANSPORTI | | | | | | MWRI (SH.PASHQ.) / GRUP GJAKU | | | | | | EUROPEAN COUNCIL | | |
| PERSONAL INFORMATION MANAGER | | | | PWSHPWRISJ / MIRATIMI I NJW MARRW-VESHJEJE | | | | | | | | 1001 ROMAK / DISIPLINA MW E GJATW E VRAPIMIT | | |
| ITALIA | | ERBIUMI / SHKRONJW ARABE | | |  | | | | | AI QW I PRIN XHEMATIT NW NAMAZ | | | | |
| SHIFRA 8 | | | | | | | | | | | AFTER THE EVENT / I REGJUR | | | |
| JO LART | | | | | | | | | | LLOJ MINERALI | | | | |
| PAQE | | | | | | | | | | KEY-AUTO-KEY | | | | ZYRAT |
| NWSE (ANG.) | | | FRANCA / SHPUZORE | | | | | | | SULM | | | | |
| LEGJENDA | | | | | | | | | | PWREMWR PRONOR | | | | |
| 1 ROMAK | | ADRIAN KRASNIQI / PASURITW E MJAFTUESHME | | | | | | | | NW (ANG.) | | | GRUP GJAKU / QYTET YNI | |
| | SHKOJ / DUNJAJA | | | | | | | | | USHQIM LOPWSH | | | | |
| NJERIU I PARW | | | | | QENDRA | ELECTRONIC DATA EXCHANGE | FRIKA | | KRYEQYTETI I PERUSW | UNIVERSITETI / BESIM | | ACCOUNT NUMBER / LARGOHEM | | |
| SKAUTIET | | | | | | | | JO EPIKE / KALIUMI | | | | | | |
| EARTH RATE UNIT | | | | ARSIMIM / ASTATI | | | | | | | BADIHAVA / NË Ç'SASI? | | | |
| BANORET E QYTETIT KU U LIND MUHAMEDI A.S. | | | | | | | | E SHUMTW / GJERMANIA | | | | | | |
| NUMWR RENDOR | | | | | | QYTET TURK | | | | | | AIR TRAFFIC | | |

